# NË KËTË NUMËR LEXONI


3 Komedia e zgjedhjeve...


7 Pragdështimi i bisedimeve...


14 Hiperbola e partive...


18 Vazhdon vendnumërimi...


35 Sida - sëmundje...







REVISTË MUJORE PËR AKTUALITET, KULTURË, ARSIM, ETIKË

Viti I / Nr. 12
19 Nëntor 2007

Botues




O.J.Q. "Zëri Ynë"

Drejtor
**Muhamed Jusufi - KAJOLLI**
kajolli5@hotmail.com

Redaktor përgjegjës
**Demir RESHITI**
demireshiti@hotmail.com

Redaktor gjuhësor
**Flamur MALOKU**
flamurmaloku@hotmail.com

Redaktor teknik/Grafika
**Osman D. GASHI**
osmangashi@msn.com

Anëtarët e redakisisë:
**Arber ZEKA**
**Gëzim QERIMI**
**Lulzim AHMETI**
**Mergim LUSHTAKU**
**Sead UJKANI**
**Shkelzen NUZA**

e-mail:
revistapaqja@gmail.com
revistapaqja@yahoo.com
revistapaqja@hotmail.com

Adresa:
**Rr. Xhavit Mitrovica, nr. 14, përballë teatrit Dodona, Prishtinë, Kosovë**

Tetovë

7 Nëntor

## Policia maqedonase vret 6 shqiptarë



Gjashtë shqiptarë të vrarë dhe 13 të plagosur, shumica prej të cilëve civilë, është bilanci i aksionit të koduar "Stuhia e Bjeshkës", që ka ndërmarrë policia maqedonase më 7 nëntor në fshatin Brodec të Tetovës.
Në aksion, kanë marrë pjesë rreth një mijë pjesëtarë të policisë, të cilët në orën pesë të mëngjesit ia kanë mësyrë fshatit Brodec me pretekst të arrestimit të Lirim Jakupit dhe Ramadan Shytit, të arratisur nga Burgu i Dubravës.
Operacioni është zhvilluar në suaza të një lufte të vërtetë, ku janë përdorur pothuajse të gjitha llojet e armëve.
Nga të shtënat e policisë janë djegur disa shtëpi, ku është dëmtuar xhamia e fshatit, ndërkohë që, në rrugën që lidh Tetovën me fshatrat e Malësisë së Tetovës, janë vendosur disa punkte policore.
Gjashtë të vrarët në këtë aksion policor janë: Ramadan Shyti (1983) dhe Imer Gavazi (1965) nga Kosova, Ferat Shahini (1987), Fidan Fejzullahu (1983) dhe Fisnik Ameti (rreth 20 vjeçar), të gjithë nga Brodeci dhe Visar Sinani (1986) nga Tetova.
Policia maqedonase gjatë aksionit, ka arrestuar edhe 13 shqiptarë të tjerë, ndaj të cilëve është ngritur aktakuzë. Ata janë akuzuar për terrorizëm, aktivitet armiqësor dhe tregti ilegale, me armë dhe materiale shpërthyese. Zëdhënësi i Ministrisë së Brendshme maqedonase, Ivo Kotevski, ka deklaruar, se qëndrimi i Qeverisë është që shqiptarët e arrestuar të akuzohen edhe për tentim grusht-shteti!
I njëjti skenar si në malësinë e Tetovës, është zbatuar edhe në kryeqytetin e Maqedonisë, Shkup. Forca të shumta policore kanë bastisur shtëpitë e shqiptarëve në lagjen Butel dhe Hasanbeg. Në lagjet shqiptare të Shkupit, gjatë kontrollit dhe bastisjeve policia maqedonase ka arrestuar 7 persona, prej të cilëve 4 ish-luftëtarë të UÇK-së. Të njëjtin fat ka pësuar edhe familja e Enver Krivanjerit, të cilit i kanë arrestuar 5 djem.

Prishtinë

15 Nëntor

## Fushatë me shumë premtime



21ditë ka zgjatur fushata zgjedhore e subjekteve politike dhe kandidatëve të pavarur për zgjedhjet parlamentare dhe ato lokale.
Gjatë fushatës nuk janë regjistruar incidente serioze, ndërsa është vënë re se gjuha e përdorur në tubimet elektorale ka qenë e butë.
Fjalori politik është ashpërsuar në ditët e fundit, ku janë dëgjuar edhe akuza publike ndaj kundërshtarëve politikë për keqpërdorimin e fushatës, për blerjen me para të njerëzve, për të rritur numrin e simpatizantëve nëpër tubimet publike, etj.
Kryetari "i ngrirë" i Lidhjes Demokratike të Kosovës, Fatmir Sejdiu, ka befasuar shumëkënd me fjalorin e përdorur gjatë fushatës. Ai ka qenë më i zëshëm veçmas në javën e fundit, duke drejtuar kritika të ashpra në adresë të liderit të AKR-së. Kritikat më të ashpra janë bërë në adresë të kryetarit të Aleancës Kosova e Re (AKR), Behgjet Pacolli. Ky i fundit ka hedhur poshtë akuzat ndaj tij, duke thënë se po sulmohej nga kundërshtarët e tij politikë, vetëm për shkak se ua kishte marrë atyre elektoratin.
Fushata është karakterizuar me premtime të shumta, veçmas në sferën e rimëkëmbjes së ekonomisë dhe hapjen e vendeve të reja të punës, ndërsa fare pak është zënë në gojë zgjidhja e statusit të Kosovës, e cila ka dominuar në fushatat e mëparshme.
Udhëheqësit politikë, po ashtu kanë bërë thirrje për ruajtjen e qetësisë në fazën përfundimtare të zgjidhjes së statusit të Kosovës, dhe kanë premtuar se do ta pranojnë rezultatin që do të dalë nga zgjedhjet parlamentare dhe ato komunale të 17 nëntorit.
Me gjithë shenjat e nervozizmit, fushata zgjedhore nga ana e vëzhguesve ndërkombëtarë, është përshkruar si e qetë dhe korrekte. Ajo është karakterizuar nga një marketing i shtrenjtë politik, sidomos nga disa subjekte politike, të cilat kanë paguar shuma të mëdha parash për reklama.

## Libra të rinj



Doli në shitje libri më i ri i Prof. Dr. Milazim Krasniqit: "Islami i keqkuptuar dhe fatkeqësia botërore"
Botues: Shoqata kulturore "Zëri ynë", Prishtinë.
Librin mund ta gjeni në libraritë: "Sira", "Krenaria", te Xhamia e Madhe në Prishtinë, si dhe në zyrat e Shoqatës kulturore "Zëri ynë", afër Teatrit "Dodona"

### Ana tjetër e medaljes

# KOMEDIA E ZGJEDHJEVE DHE TRAGJEDIA E STATUSIT

**Rreziku i Kosovës realisht vjen pas këtyre zgjedhjeve, sepse komuniteti ndërkombëtar do të mund të përpiqet që legjitimitetin e fituesve të zgjedhjeve ta konsumojë në "gjetjen e një zgjidhjeje me kompromis". Komuniteti ndërkombëtar nuk i jep pesë para, nëse shkatërrohet legjitimiteti i liderëve shqiptarë, i fituar me gjithë atë mund, me gjithë ato para dhe me gjithë atë fushatë të pakuptueshme. Atyre u intereson vetëm agjenda e vet.**



Milazim KRASNIQI

Fushata për zgjedhjet parlamentare dhe ato komunale në Kosovë, që do të mbahen më 17 nëntor, do të mbahet mend për shumë gjëra, të cilat edhe po të duam, nuk do të mund t'i kuptojmë. E para, hallakamat nëpër rrugët e Kosovës, që u krijuan nga vajtje-ardhjet e militantëve dhe të simpatizantëve, që rendin nga një tubim në tjetrin, rikthyen vuajtjet e pakuptueshme të stinës së verës, kur nga hallakamat e dasmave të sponsorizuara nga "gastarbrajterët", as mund të rrije në shtëpi e as të shkoje kund. Udhëtimi për njëzet ditë i militantëve të partive, nga një tubim në tjetrin, duket se ka pasur për qëllim krijimin e fotografisë për masivitetin e atyre tubimeve dhe për "forcën" e atyre partive. Por, ato pamje të përsëritura me dhjetëra herë nga kanalet televizive, zbuluan hilenë, sepse ishin të njëjtat fytyra, të njëjtat shikime të hutuara, të njëjtat duartrokitje rutinë. Prandaj, nuk është e kuptueshme pse partitë kaq me lehtësi i përdorin militantët e vet, duke i shndërruar në statistë. Zëvendësimi i publikut me militantë të partisë, që barten me autobusë dhe në ndonjë rast u jepen edhe mëditje, do të prodhojë edhe defekte në vlerësimin e fushatës, e prej andej do të prodhojë edhe zhgënjim me rezultatet e zgjedhjeve. Mund të ketë liderë që do të thonë se ua kanë vjedhur votat, ngase ata kanë pasur më shumë publik në mitingje se sa që kanë fituar vota. Por, kjo punë është si shumëzimi i zeros.

E dyta, premtimet që janë dhënë gjatë kësaj fushate janë "të papara". Janë premtuar modernizime të rrugëve, furnizim me energji elektrike pa ndërprerje, ndërtimi i "një Prishtine të re", ndërtimi i shkollave të reja, ngritja e bankave të reja, ofrimi i shërbimeve komunale me standarde evropiane, etj. Me një fjalë çkado që dikujt i ka rënë në mend ose çkado që ka menduar se qytetarët kanë nevojë ose dëshirë ta dëgjojnë, kanë dalë dhe e kanë premtuar. E pakuptueshme në këtë mes mbetet një gjë: ata që i kanë dëgjuar ato premtime, pse nuk kanë ngritur dilema lidhur me mundësitë e realizimit të tyre? Duket se është një pakt që ata të premtojnë, ndërsa të tjerët të dëgjojnë e të mos u besojnë (as veshëve të vet). Por, edhe këto premtime e kanë një të mirë: po qe se sistemohen të gjitha ato premtime që janë dhënë, do të mund të përftohet një projekt për një Kosovë të së ardhmes, të pas gjysmë shekulli. Cinikët do të thonin se kjo nuk është pak.



E treta, fotografitë e mëdha të kacavarura nëpër rrugë, do të lagen në shi e në borë edhe shumë kohë, pasi të jenë ditur rezultatet e votimeve. Përshëndetjet triumfale dhe sloganet vetëlavdëruese të këtyre burrave, do të vijnë duke u zbërdhylur në realitetin e klimës së ashpër të këtij vendi. Do të mbetet e pakuptueshme pse ata kanë menduar se është më mirë të zëvendësojnë veten e tyre, me fotografi aq të mëdha? Nëse njerëzit i njohin dhe i duan, ata i duan si njerëz e jo si supermenë, që u flasin nga lartësi mitike.

Sidoqoftë, fushata mbaroi dhe të gjitha këto edhe do të mund harrohen, sepse qytetarët e Kosovës jetojnë në një varfëri të thellë, në izolim të paparë dhe në pasiguri për të ardhmen e vendit të vet. Por, pas këtyre zgjedhjeve, me siguri që fillon një periudhë e vështirë edhe për fitimtarët :ata do t'i ekspozohen presionit ndërkombëtar që të bëjnë lëshime të reja për statusin e Kosovës. Kjo është e sigurt. Ka gjasa të përsëritet skenari i vitit 1998, kur menjëherë pas zgjedhjeve presidenciale dhe parlamentare të 22 marsit 1998, e detyruan ish-kryetarin e Kosovës, që të shkonte në Beograd dhe të takohej me Milloshevigin, madje pa ndërmjetës ndërkombëtar.

Rreziku i Kosovës realisht vjen pas këtyre zgjedhjeve, sepse komuniteti ndërkombëtar do të mund të përpiqet që legjitimitetin e fituesve të zgjedhjeve ta konsumojë në "gjetjen e një zgjidhjeje me kompromis". Komuniteti ndërkombëtar nuk i jep pesë para, nëse shkatërrohet legjitimiteti i liderëve shqiptarë, i fituar me gjithë atë mund, me gjithë ato para dhe me gjithë atë fushatë të pakuptueshme. Atyre u intereson vetëm agjenda e vet.

Për t'u mbrojtur nga ky rrezik i madh, fitimtarët e zgjedhjeve duhet të ndërtojnë një konsensus të fortë politik dhe një uniteti kombëtar që shikon dhe shkon përtej zgjedhjeve dhe përtej pushtetit. Nëse kjo nuk manifestohet dhe në formimin e qeverisë së re, e cila duhet të jetë me bazë sa më të gjerë, atëherë komedia e këtyre zgjedhjeve mund të shndërrohet në tragjedi të statusit.

### Intervistë me prof. dr. Nazmi Maliqin, ish-deputet në Asamblenë Parlamentare të NATO-s

# Nëse shtyhet shpallja e pavarësisë, mund të kemi negociata integrative

- Rasti i Brodecit ishte mënyra më e keqe e menaxhimit të krizave;
- Nevojitet një pjekuri më e madhe politike e subjekteve shqiptare;
- Incidentet në parlament - pasqyra të këqija të pamjeve të organizimit politik shqiptar në Maqedoni;
- Pakoja e Ahtisaarit mund të përdoret si bazë për shpalljen e pavarësisë

**Intervistoi: Demir RESHITI**

Vendimi i Gjykatës Kushtetues të Maqedonisë për ndalimin e përdorimit të flamurit shqiptar nëpër institucione, i cili rezultoi me dorëheqjen e gjykatësve shqiptarë, ka ngritur tensionet ndëretnike në këtë shtet. Kulminacioni i këtyre tensioneve ka arritur më 7 nëntor në fshatin Brodec të Malësisë së Tetovës, ku nga forcat policore dhe ushtarake maqedonase janë vrarë gjashtë shqiptarë.

Lidhur me kontekstin politik të këtyre zhvillimeve dhe ndikimin e tyre në Kosovë, zhvilluam një intervistë me prof. dr. Nazmi Maliqin, ish-zëvendësminister i mbrojtjes i Maqedonisë, aktualisht profesor universiteti dhe njohës i mirë i çështjeve të sigurisë në Maqedoni dhe rajon.



**Nazmi Maliqi u lind më 18 mars 1957 në fshatin Stançiq komuna e Gjilanit, Kosovë. Prej shtatorit të vitit 1962, si fëmijë, me familjen e tij janë shpërngulur në Kumanovë. Studimet i ka filluar në vitin 1976/1977 në Akademinë Ushtarake në Beograd dhe i ka mbaruar në vitin 1980 në Fakultetin e Shkencave Shoqërore në Degën e Mbrojtjes në Universitetin e Beogradit.**
**Studimet pasdiplomike në lëmin e mbrojtjes dhe studimeve i ka kryer në Fakultetin Filozofik në Shkup ku ka mbrojtur tezën e magjistraturës "Toleranca politike si faktore e paqes dhe e sigurisë".**
**Titullin e doktorit të Shkencave Politike e ka fituar në vitin 2003 me temën "Afrimi i Maqedonisë në NATO".**
**Prej tetorit të vitit 2002 Nazmi Maliqi është i punësuar në cilësinë e ligjëruesit në Universitetin e Evropës Juglindore në Tetovë në lëndët: "Studime evropiane", "Sistemet e informacionit publik dhe privat" dhe në lëndën të "Drejtat e njeriut dhe roli i shërbimit publik";**
**Dr. Nazmi Maliqi është bashkëpunëtor i jashtëm shkencor në Institutin për Hulumtime Sociologjike dhe Juridiko - Politike në Shkup, në Fakultetin Filozofik – Instituti për studime mbi paqen në Universitetin "Shën Kirili dhe Metodi", Shkup.**
**Nazmi Maliqi në vitin 1990 ishte ndër themeluesit e PPD-së. Gjatë këtij viti së bashku me grupin e profesorëve nga Kumanova ka kontribuuar në rihapjen e paraleleve të shkollave të mesme në gjuhën shqipe në Kumanovë dhe më gjerë.**
**Prej 28 prillit 1993 deri më 25 nëntor 1994 ka kryer detyrën e zëvendësministrit të Mbrojtjes në Qeverinë e Maqedonisë, ndërsa në mandatin parlamentar 1994 -1998 është zgjedhur deputet në Parlamentin e Maqedonisë nga radhët e PPD-së në zonën e Karshiakës në Shkup. Ishte anëtar i Komisionit parlamentar për mbrojtje dhe politikë të brendshme.**
**Gjatë viteve 1996-1998 ishte deputet në Asamblenë Parlamentare të NATO-s, si përfaqësues i Delegacionit parlamentar të Republikës së Maqedonisë.**

***PAQJA: Mund të na flisni për kontekstin politik të zhvillimeve të fundit në Maqedoni?***

**Maliqi:** Brengos fakti se në Maqedoni mungon dialogu politik ndërmjet pozitës dhe opozitës që në shoqëritë moderne është vlerë e demokracisë. Tjetër defekt që lajmërohet në Maqedoni, ka të bëjë me një pikë të dobët të zhvillimeve politike, me krijimin e një kundërshtimi që mbërrin deri në valë të armiqësisë ndërmjet faktorit politik shqiptar dhe kjo krijon paqartësi për një demokraci funksionale që duhet të jetë si koncept për shtetet multietnike. Edhe në nivele të institucioneve shihet se forcat politike maqedonase dominojnë dhe kjo ju shkon në favor sepse këto veprime pengojnë implementimin e marrëveshjes së Ohrit. Ndërmjet rreshtave mund të lexohet se kjo ju konvenon këtyre subjekteve që të jenë më aktual dhe të krijojnë skenarë që mund të jenë edhe të ndytë, por që dikush nga grupacionet politike dëshiron të përfitojë nga këto.

### Rasti i Brodecit ishte mënyra më e keqe e menaxhimit të krizave

***PAQJA: Javën e kaluar forcat maqedonase ndërhynë brutalisht në fshatin Brodec të Malësisë së Tetovës duke vrarë gjashtë shqiptarë, ndërkohë që reagimi i partive politike shqiptare ishte shumë i zbehtë. Si e komentoni këtë?***

**Maliqi:** Kjo që ndodhi në fshatin Brodec dhe përreth duket se ka qenë mënyra më e keqe e menaxhimit të krizave. Unë këtë e them nga këndi hulumtues. Si duket, këtë kanë dashur ta paraqesin në mënyrë triumfale se policia maqedonase dhe forcat represive kur të duan mund të bëjnë çfarë të duan me shqiptarët. Këto intervenime kanë qenë jashtë rregullave. Këtu ka munguar një dialog permanent me njerëzit për

të cilët është menduar se e rrezikojnë rendin. Ka pasur forma të ndryshme që do të mund të tejkalohej problemi në mënyrë paqësore, të tërhiqen njerëzit të cilët janë parë si pengesë dhe jo të përdoret një forcë e tillë ku janë rrezikuar jetët e njerëzve civilë.

Kjo është pika e dobët kur mungon dizajnimi struktural legal i një sistemi të sigurisë në një shtet, sepse kur flasim për sistemin e sigurisë, këtu ka kritere të qarta që bazohen në rregullat se si bëhet një vlerësim kur ndodhin kërcënimet, ose cilët janë indikatorët e kërcënimeve.

Në këtë kohë, siç shihet, më tepër kemi vlerësime paushallë, ose pa mbulesë që shpeshherë bëjnë që të ngrihet ajo pika e vlimit të pabesueshmërisë duke krijuar edhe situata të rrezikimit të pavarësimit të tërësisë territoriale të shtetit e kështu me radhë, pa u mbështetur në ata indikatorë konkretë që i vlerësojnë krizat dhe që merren me parandalimin e krizave.

Paramendoni, të gjitha hulumtimet që janë bërë kohëve të fundit në Maqedoni, nuk kanë qenë të mbuluara me të dhëna konkrete dhe shumë pozitive se marrëdhëniet ndëretnike në republikën e Maqedonisë nuk janë problem për një sistem funksional të shtetit, por janë përmendur indikatorë të tjerë si: papunësia, kriminaliteti i organizuar dhe disa elemente të tjera që nuk mund të jenë kërcënues të paqes. Por, në kohë të fundit, siç duket, kjo nuk u ka konvenuar forcave destruktive, pa marrë parasysh a bëhet fjalë për brenda apo jashtë shtetit, por qeveria bart përgjegjësi për këtë dhe këtu duhet të fokusohet edhe fajësia. Këta sikur dëshirojnë t'i riciklojnë temat e marrëdhënieve ndëretnike shqiptaro-maqedonase dhe t'i ndajnë njerëzit në të besueshëm dhe të pabesueshëm. Partitë politike shqiptare, siç duket, këtë lojë nuk e kanë kuptuar mirë. Shkohet edhe në variante aq të skajshme saqë fajësia i hidhet herë njërës herë tjetrës parti, dhe sikurse të funksionojnë jashtë të njëjtit shtet ose sikur tërë situata të mos prek interesat e njerëzve të tyre.

Kjo është mjaft brengosëse sepse Maqedonia ka kaluar një periudhë 15-vjeçare të demokracisë dhe shqiptarët janë pjesë e kësaj demokracie.

Si duket, politikanët tanë apo ata që janë në pozicione që mund të vendosin, kanë nevojë t'i lexojnë më tepër rregullat se si i kanë tejkaluar krizat të tjerët dhe mos t'i thirrin krizat.

## Nevojitet një pjekuri më e madhe politike e subjekteve shqiptare

***PAQJA: Si e komentoni vendimin e Gjykatës kushtetuese të Maqedonisë lidhur me vendosjen e restrikcioneve ndaj përdorimit të flamurit shqiptar?***

**Maliqi:** Gjykata Kushtetuese si kategori kushtetuese ka peshën e saj të veçantë. Ajo duhet të udhëhiqet nga parimet politike dhe juridike. Gjykatësit duhen të jenë njerëz me autoritet, njerëz të devotshëm, njerëz që e duan shtetin e tyre dhe e respektojnë rendin dhe kompetencat e gjykatës kushtetuese.

Më duhet ta sqaroj në formën matematikore përbërjen e Gjykatës Kushtetuese: Tre anëtarë janë të propozuar nga Partia Socialdemokrate, tre janë të partisë VMRO-DPMNE, dhe nga tre të tjerët, dy janë shqiptarë dhe një turk. Si duket, këtyre dy partive maqedonase u ka konvenuar që të bëhet abrogimi i disa pjesëve të ligjit për përdorimin e flamujve.

Është e pandershme kur subjektet politike shqiptare mundohen ta arsyetojnë njërën apo ta fajësojnë tjetrën, sepse do të mjaftonte që të bëhej vetëm një intervenim i vogël te VMRO-DPMNE-ja, që gjykatësit e saj të votonin kundër, dhe kjo nuk do të kalonte. Por më e keqja është se iniciativa për abrogimin e këtyre neneve në ligjin për përdorimin e flamurit, ishte pikërisht e krahut pro VMRO-DPMNE-së.

Këta nuk kanë menduar për pasojat, por më tepër kanë menduar për realizimin e projekteve partiake që të qitet nën hije problemi me Greqinë lidhur me emrin e Maqedonisë.

Vlerësoj se tani nevojitet një pjekuri më e madhe politike e subjekteve shqiptare. Shqiptarët nuk duhen të shkojnë me verbalizma dhe me paraqitje publike të kryetarëve të komunave sepse kjo edhe ashtu nuk e rrezikon përdorimin e flamurit nëpër komuna. Këtu është fjala për heqjen e mundësisë që shqiptarët ta përdorin flamurin e tyre nëpër institucionet shtetërore, në gjykata, në njësitë rajonale të ministrive, në qeveri, në takimet diplomatike e kështu me radhë.

***PAQJA: Si e vlerësoni dorëheqjen e anëtarëve shqiptarë nga kjo Gjykatë dhe a mendoni se me këtë akt është krijuar krizë në Gjykatën Kushtetuese?***

**Maliqi:** Ky veprim është më tepër arsyetim personal i dy gjykatësve tanë. Nuk është dashur që gjykatësi shqiptar ta udhëheqë një seancë të gjykatës kushtetuese ku ka qenë në rend dite abrogimi i një pjese të ligjit për përdorimin e flamujve kurse gjykatësi tjetër shqiptar nuk është dashur që të prezantojë në mbledhjen ku është vendosur për këtë çështje, se sa të japin dorëheqje pasi është vendosur për këtë gjë.

Edhe pse në gazetën zyrtare është shënuar që këta nuk janë pajtuar, megjithatë, në momentin e votimit, qofsh pro ose kundër,

**Nëse do të ketë zvarritje të shpalljes së pavarësisë së Kosovës nga lidershipi shqiptar, me siguri se nga negociatat pozicionale në relacionin Serbi-Kosovë mund të kalohet në një raund të ri të negociatave që do të jenë negociata integrative, e kuptohet se çfarë domethënie kanë negociatat integrative. Negociata të tilla integrative kemi pasur në Maqedoni për marrëveshjen kornizë të Ohrit, ku është dashtë të integrohen shqiptarët dhe maqedonasit në një shtet të përbashkët.**

je pjesë e atij vendimi të marrë.
Ky veprim mund të konsiderohet edhe si një paradoks dhe skandal politik sepse, sipas Badinterit, në raste të tilla vendimet duhen të merren me shumicë absolute. Këtu është dashur të merret në konsiderim vota kundër e dy gjykatësve tanë, dhe e përfaqësuesit turk. Kjo për fat të keq nuk është e rregulluar me rregullore në Gjykatën Kushtetuese.

## Incidentet në Parlament, pasqyra të këqija pamjeve të organizimit politik shqiptar në Maqedoni

***PAQJA: Sa ndikon konfrontimi i partive politike shqiptare në integrimin e Maqedonisë në strukturat euroatlantike?***
**Maliqi:** Ndikon shumë, madje jo vetëm në integrimin në strukturat euroatlantike, por edhe në zhvillimet e gjithëmbarshme në Maqedoni brenda kufijve shtetërorë, si në aspektin ekonomik, politik, social, arsimor etj.
Këtu mban përgjegjësi edhe vetë qeveria maqedonase, sepse ajo nuk duhet të kënaqet me këto ndasi që janë krijuar brenda shqiptarëve. Qeveria duhet t'i menaxhojë politikat njësoj për qytetarët, kudo në hapësirat territoriale të këtij shteti, dhe çdo thyerje e rregullave të komunikimit normal i ngadalëson edhe proceset në nivel më të lartë të shtetit.
Me keqardhje mund të konstatohet se tani për tani nga ana e qeverisë maqedonase nuk bëhen përpjekje për tejkalimin e këtyre ndasive. Jemi dëshmitarë të situatës që ndodhi në shtator në parlament kur shqiptarët u grushtuan njëri me tjetrin. Këto incidente i kanë dhënë një pamje të keqe organizimit politik shqiptar në Maqedoni. Kjo mund të konsiderohet si devalvim i vlerave demokratike nga ana e politikanëve shqiptarë të cilët këto vlera i kanë përqafuar shumë më herët. Kjo nuk ka guxuar të ndodhë edhe për faktin se një gjë e tillë ndikon negativisht edhe për Kosovën e cila është në agjendën ndërkombëtare dhe incidente të tilla mund t'i bëjnë dëm procesit të përcaktimit të statusit të Kosovës.

***PAQJA: Si e vlerësoni raportin e fundit të komisionit evropian për zhvillimet në Maqedoni?***
**Maliqi:** Ky raport është shqetësues. Mendoj se janë të kota përpjekjet e partive politike dhe vetë kryeministrit për të dhënë vlerësime pozitive. Paramendoni nëse lexohen kriteriumet për porositë që janë dhënë në vitin 2005, kur Maqedonia ka qenë e pranuar me një status të kushtëzuar si vend kandidat për anëtarësim në Bashkimin Evropian, dhe nëse shihet ai indeksi i zhvillimeve, gati se është nën porositë e atëhershme, që nënkupton se proceset po kthehen mbrapa.
Edhe pse raporti i ka disa komplimente pozitive rreth zhvillimit ekonomik, kur fillojnë të jepen sugjerimet se çfarë duhet të bëjë Maqedonia më andej, shihet se edhe aty s'ka kurrfarë përparimi.
Një pikë e dobët për Maqedoninë në këtë raport është pika që ka të bëjë me dialogun ndërpartiak, partizimin e administratës publike shtetërore. Në raport del se Maqedonia është shndërruar në aparat partiak të partive që nuk përfillin politikat



e konkurrencës, jo vetëm pozitë-opozitë por edhe marrëdhënieve të tjera që janë profesionale, shkencore, hulumtuese që i japin kuptim zhvillimit të sferave të ndryshme në Maqedoni.
Ka edhe porosi për mosimplementimin e marrëveshjes kornizë të Ohrit, edhe pse përmendet se janë bërë disa hapa pozitivë, por faktet flasin ndryshe. Po të merren konkurset parasysh në këtë kohë se sa shqiptarë janë pranuar në qeveri, ky numër është shumë i vogël dhe është nën atë përqindjen që prezantohet…
Pjesa tjetër e raportit ka të bëjë me një vlerësim të politikave sociale ku, po ashtu, jepen porosi shumë të forta se Maqedonia duhet t'i tejkalojë këto në sferat ku kemi të bëjmë me privatizimin, me shitjen e kompanive etj.
Nga e gjithë kjo vijmë në përfundim se raporti është shumë shqetësues dhe negativ, për vetë faktin se nuk është caktuar se kur do të jetë data e fillimit të bisedimeve.

## Pakoja e Ahtisaarit mund të përdoret si bazë për shpalljen e pavarësisë

***PAQJA: Si e vlerësoni politikën e Shkupit zyrtar ndaj Kosovës?***
**Maliqi:** Gati edhe në raport ishte e përmendur shumë korrekt dhe më duket se e vetmja pikë pozitive në diplomacinë e Maqedonisë dhe që jep një kurajo se ka pasë një seriozitet në këto vijat e bashkëpunimit regjional është se qëndrimi i Qeverisë së Maqedonisë ndaj përcaktimit të statusit politik të Kosovës përputhet plotësisht me qëndrimin e shteteve të NATO-s, Bashkimit Evropian dhe Shteteve të Bashkuara të Amerikës.

***PAQJA: Si e shihni Kosovën pas 10 dhjetorit?***
**Maliqi:** Nuk them se janë shterur të gjitha mundësitë e dialogut, por mënyra më e mirë do të ishte që pas 10 dhjetorit të mobilizohet kapaciteti intelektual, politik, shkencor..., i Kosovës dhe në bashkëpunim me Shtetet e Bashkuara të Amerikës dhe shtetet e Bashkimit Evropian që kanë një deklarim se do ta pranojnë pavarësinë e Kosovës, të shpallet pavarësia dhe t'u krijohet kushte këtyre shteteve që ta bëjnë pranimin e saj. Unë mendoj se pakoja e Ahtisaarit mund të përdoret si bazë për shpalljen e pavarësisë.
Nëse do të ketë zvarritje të shpalljes së pavarësisë së Kosovës nga lidershipi shqiptar, me siguri se nga negociatat pozicionale në relacionin Serbi-Kosovë, mund të kalohet në një raund të ri të negociatave që do të jenë negociata integrative, e kuptohet se çfarë domethënie kanë negociatat integrative. Negociata të tilla integrative kemi pasur në Maqedoni për marrëveshjen kornizë të Ohrit, ku është dashtë të integrohen shqiptarët dhe maqedonasit në një shtet të përbashkët, dhe mandej mund të ngrihen edhe shumë dilema të tjera që mund të lidhen me pozicionin e statusit të Kosovës, ndoshta me ndonjë lidhje që është fare e papranueshme për shqiptarët e cila mund të imponohet nëse edhe më tej shtyhet shpallja legjitime e pavarësisë së Kosovës.

# PRAGDËSHTIMI I BISEDIMEVE DHE REALITETI I RI NË KOSOVË

**Po shihet qartë e më qartë, se qëllimit të luftës së fundshekullit në Kosovë, po i humbet kuptimi, që nënkupton se diplomacia e rrenës serbe, e mbështetur prej Rusisë, e cila është në kërkim të autoritetit të humbur, po fiton terren dita ditës**



**Besim R. CENGU**

Vetëm pak ditë na ndajnë prej 10 dhjetorit, ndërkohë që askush nuk mund të japë asnjë përgjigje se cili do të jetë produkti i përpjekjeve katërmujore. As vetë ata që drejtojnë negociatat, nuk japin asgjë konkrete.

Shkurt, po kalojmë një periudhë absurdi, kohëhumbje, ku sundon konfuzioni dhe kështu, përsëri, e përsëri Kosova, sipas të gjitha gjasave do të jetë pa statusin e saj, ose thënë drejtpërdrejt pa pavarësi. Kësaj situate të turbullt, po i ndihmon me të madhe edhe fushata zgjedhore, e futur si pykë nuk e di se nga kush, mu në momentin më të papërshtatshëm ku ndodhet vendi ynë. Harxhimi i energjive për fushatën, e lë çështjen tonë jetike, në periferi të vëmendjes tonë, lere më të vëmendjes ndërkombëtare. Vetëm t'i hedhim një sy shtypit, e do ta vërejmë menjëherë këtë.

Në këto rrethana, më duket se Kosova përsëri edhe përtej këtij viti, do të jetë problemi dhe kryefjala e politikës evropiane dhe botërore. Po shihet qartë e më qartë, se qëllimit të luftës së fundshekullit në Kosovë po i humbet kuptimi, që nënkupton se diplomacia e rrenës serbe, e mbështetur prej Rusisë e cila është në kërkim të autoritetit të humbur, po fiton terren dita ditës. Kjo do të thotë, as më pak e as më shumë, se dy vitet e përpjekjes së Artissarit, por pas tij edhe i diplomacisë botërore, ishin vetëm një farsë. Për këtë qëllim, në marrëveshje të plotë edhe Serbia, edhe Rusia, kërkojnë të mos ketë afate në bisedime, ani pse nuk rezulton asnjë përparim. Sa më tej të shkohet me parimin "ngreh e mos këput", aq më mirë është për Serbinë.

## Ta shohim realitetin në sy

Në rast eskalimi të gjendjes në kushtet konkrete, askush nuk mund ta shpallë fajtor popullin shqiptar, por ata që e sollën këtë situatë.

Shtesa 120 ditësh, po dëshmon qartë se po afron tensione dhe rrezikun e fillimit të konflikteve, që askush nuk mund t'ua dijë fundin. Kjo shtyrje afërmendsh, nuk është bërë për të mirën e Kosovës. "120 ditët do të jenë një periudhë shumë e rrezikshme për Kosovën përsa u takon këtyre negociatave. Është shumë e qartë që nuk po flitet për të mirat shtesë, që mund të realizojë Kosova përmes tyre. Synimi i negociatave 120 ditëshe, është që t'i bëhen lëshime të mëtejshme Serbisë dhe Bashkimit Evropian", - thotë analisti amerikan për Ballkanin, Paul Williams.

Prej kur është dukur Serbia në Ballkan, popujt autoktonë nuk kanë gjet asnjëherë qetësi. Ardhacakët janë zgjeruar me territoret e vendaseve, sidomos me territoret tona. I njëjti mentalitet dhe e njëjta praktikë është edhe sot te serbët. Në këtë drejtim, për këtë shkak, serbët nuk janë zhvilluar aspak. Prandaj, hapësirat e bisedimeve, negociatave, përpjekjeve për të arritur një marrëveshje dypalëshe, janë veçse humbje kohe.

Problemi shqiptar, sot është problem botëror! Kjo do të thotë se zgjidhja ose jo e çështjes së saj, ndikon esencialisht tek të gjithë vendet ballkanike, evropiane dhe më gjerë. Mirëpo, për zgjidhjen ose jo të problemeve kapitale që ka populli shqiptar, në vend që të koordinohen veprimet mes faktorëve të rëndësishëm (faktori shqiptar, Amerikë, BE), pyeten politikanë të vendeve që janë ose jo të interesuar për Shqipërinë dhe shqiptarët. Vetëm populli shqiptar që e mbart në kurrizin e tij gjithë peshën nuk konsiderohet faktor kryesor, që do të thotë se në një fare mënyre nuk përfillet, edhe pse për fasadë është një grup negociator, i cili kryen rolin e dekorit. Kjo nuk shkon.

Nga territoret e pushtuara shqiptare, palës duhet t'i merret për bazë e drejta elementare e vetëvendosjes! Shkurt, vetë shqiptarët si faktor vendimtar, të drejtat dhe opsionet e tij, më së shumti nuk duhet t'i anashkalohen, aq më keq të injorohen e përçmohen.

Atëherë, populli ka të gjitha apetitet të shkojë deri te humbja e durimit, deri te revolta dhe marrja e masave reaguese. Pra, brenda kësaj gjendje dhe këtyre kushteve, edhe në rast eskalimi, askush nuk mund ta shpallë fajtor popullin shqiptar, por ata që e sollën këtë situatë.

## Pavarësia nuk vjen si dhuratë nga babagjyshi i Vitit të Ri

Do të ishte naiviteti më i madh, nëse shqiptarët do të presin, që një ditë ndërkombëtarët të na thonë, se në filan ditë, në filan orë dhe në filan vend, do të shpallim



solemnisht pavarësinë e Kosovës. Harrojeni këtë!
Pas datës 10 dhjetor, janë të gjitha gjasat që Kosova të mbetet si një anije mes tallazeve të pamëshirshme në detin e hapur. Atëherë, ç'do të bëjmë?
Një mësim i madh vjen prej përvojës së historisë botërore; pavarësia nuk vjen dhuratë prej askujt. Ajo fitohet me gjak, me dituri, përpjekje të vazhdueshme dhe punë këmbëngulëse. Ky është mësimi më i mirë dhe i vetëm i saj, në gjithë përpjekjet për liri.
Argumentet tona janë të qarta, që na kanë ndarë përfundimisht nga Serbia. Tri janë kryesoret: së pari, Kosova është gllabëruar nga Serbia në fillimin e shekullit të përgjakshëm e tragjik për vendin tonë (1912), nëpërmjet pushtimit të pastër ushtarak, e me ndihmën edhe të fuqive të mëdha, sidomos Rusisë, së dyti, në Kosovën e pushtuar prej asaj kohe, është ushtruar represion e gjenocid i paparë, dhe së treti, për shkak të kësaj gjendje, populli i shqiptar ka zhvilluar luftën (1997-99), e cila ka prerë përfundimisht e në mënyrë të vendosur çdo pretendim serb.
Prandaj, asnjë zgjidhje për Kosovën, ngado që të vijë, nuk mund të jenë të qëndrueshme pa pëlqimin dhe vullnetin e popullit të saj.
Për shqiptarët, kohët e kaluara, në raport me shtetet evropiane nuk janë tjetër, përveç se përvoja të hidhura. Ne territoret tona i kemi fituar me luftë, por i kemi lëshuar në paqe. Këtë e theksoj se pas luftës së fundshekullit, Serbia e ka kryer dhe po e kryen obligimin e vet; ka bërë fakt me kushtetutë Kosovën pjesë të saj, ka krijuar edhe ushtrinë, të ashtuquajturën gardën e Car Llazarit, pa pyetur e respektuar këshillën e askujt, ndërsa ne...asgjë. Shkurt, ne sot me këta politikanë që na drejtojnë, duhet të pyesim të tjerët se a mund të futemi në shtëpinë tonë. Nëse thonë jo, flemë përjashta.
Duhet të zotërosh diçka për të qenë dikush, thotë një filozof i shquar. Ne vajtimërisht sot nuk po mundemi të zotërojmë hisen tonë. Është për të ardhur keq, por kështu është.
E dimë se vështirësitë janë të mëdha, jemi të ndërgjegjshëm se presioni ndërkombëtar është i vazhdueshëm, në shumë raste edhe në favorin e Serbisë, por të gjithë ata që kanë marrë përsipër këtë barrë, duhet të dinë mirë se pas 10 dhjetorit, nëse nuk do të ketë zgjidhje, nuk do të jetë kjo situatë, por krejt tjetër.
Qysh në vitin 1825, Lord Bajroni pat thënë për Shqipërinë: "S'ka komb tjetër të jetë marrë nëpër këmbë kaq pamëshirshëm nga shtetet fqinjë".
Kjo praktikë ka marrë fund dhe loja mbi kurrizin e popullit shqiptar nuk mund të luhet më, e sidomos në kushtet e rendit të ri botëror. Gjithsesi pas 10 dhjetorit, në Kosovë do të kemi një realitet të ri, që nuk do të kuptohet as nga ndërkombëtarët e as nga politika shqiptare. Ky realitet do të shpalosë situata të reja, jo vetëm për shqiptarët në Kosovë, por për të gjithë shqiptarët në Ballkan, që sigurisht do të realizojë aspiratat e tij. Ky popull do t'i dalë zot vetes, me çdo çmim për të qenë 'dikushi' në vendin e vet.







## UNIVERSITETI I PRISHTINËS NDAN BURSA PËR STUDENTËT E SHKËLQYESHËM

Të gjithë studentët e Universitetit të Prishtinës, që kanë notën mesatare nga nëntë deri në dhjetë, si dhe kanë likuiduar vitin në afatin e shtatorit, do të mund fitojnë bursë universitare. Është ky vendimi më i ri i Këshillit drejtues të Universitetit të Prishtinës. Ky vendim, është marrë pas reagimit nga ana e Parlamentit të Studentëve (PS), ndaj një vendimi të mëhershëm, që kufizonte numrin e përfituesve të bursës në vetëm 300 studentë.
PS ka vlerësuar se; 'vendimi i Këshillit Drejtues për përkufizimin e bursës Studentore, është marrë në kundërshtim me statutin dhe rregulloret e Universitetit të Prishtinës'. Të përkujtojmë se në bazë të rregullores së Universitetit të Prishtinës, parashihet që përfitues të bursave të jenë të gjithë studentët që janë të shkëlqyeshëm. Në bazë të statutit të Universitetit të Prishtinës, studentë të shkëlqyeshëm llogariten ata që notën mesatare e kanë 9-10.
Në bazë të vendimit të ri numri i studentëve, që do të përfitojnë bursa universitare nuk do të jetë i kufizuar. Ky numër do të jetë aq sa ka studentë të shkëlqyeshëm, të cilët përmbushin kriteret e caktuara me konkurs . Sipas këtij vendimit, kriteret për përfitimin e bursës universitare janë: Fitues të bursës mund të jenë studentet që janë në studimet themelore bachelor dhe master, mirëpo, duhet t'i plotësojnë këto kushte: a) të jenë student të vitit të dytë e me lartë, b) të mos kenë vit të përsëritur, c) të kenë notën mesatare mbi nëntë me përjashtim të disa fakulteteve që mund të fitojnë bursën edhe me notë mesatare mbi tetë dhe d) të kenë dhënë të gjitha provimet e vitit paraprak, përfundimisht me afatin e provimeve të shtatorit.

Vështrim

# RINIA STUDENTORE DHE POLITIKA DITORE



Gëzim QERIMI

Po të thellohemi pak në problematiken e jetës dhe në aktivitetet e rinisë në Kosovë veçmas të asaj studentore, do të shohim, se ajo nëpërmjet procesit të mësimit, se a janë të lidhur me trupin pedagogjikë të universitetit, dekanatin, rektoratin, Ministrinë e Arsimit Shkencës dhe Teknologjisë dhe drejtorinë e qendrës të studenteve të UP-së. Edhe pushteti vendor (Qeveria, Kuvendi, Komunat), luajnë një rol të rëndësishëm në realizimin dhe mundësimin, e një infrastrukture optimale, për kushte sa më të mira për studentë.

Deri tani, roli i organeve të qeverisjes vendore për sigurimin e ambienteve të universitetit, të jetesës në konvikte, të bazës materiale dhe ushqimore të studentëve, ka qene minimale. Këtë e kanë përdorur subjektet politike, gjatë fushatës zgjedhore duke premtuar ndryshime.

Rrugën këtyre premtimeve, ua ka hapur burokracia e qeverisë përkatësisht, Ministrisë për Arsim, Shkencë dhe Teknologji (MASHT), e cila u tregua e paaftë në vite me radhë, për të plotësuar kërkesat, për një infrastrukturë të universitetit të vetëm publik.

Pushteti vendor, ka rol të rëndësishëm, sa i përket mundësimit të një jete sa më të pasur sportive, kulturore e artistike të rinisë studentore. Askush më mirë së pushteti vendor nuk mund të krijojë komplekse sportive, palestra, apo pishina për studentët. Interesat e studentëve nuk janë vetëm ato financiare dhe materiale, por ato duhet të përkthehen si kërkesa shpirtërore, që i dërgojnë të një formim, sa me i kompletuar shumëdimensional dhe afatgjatë i karakterit të këtyre të rinjve.

Një element tjetër i plotësimit të interesave të rinisë studentore, nga organet qeverisëse në Kosovë, është stimulimi financiar i tyre. Thënë ndryshe, angazhimi i kuvendeve komunale për ndarjen e bursave për studentet më të mirë për çdo fakultet. Kjo, jo vetëm që do t'i motivonte më tepër studentin, por, do t'u jepte atyre më shumë dinjitet dhe reputacion, duke krijuar atyre vizionin për të ecur gjithnjë përpara.

Ofrimi i mundësisë së punësimit nga Institucionet e Kosovës, për studentët e diplomuar me rezultate të larta, është një segment tjetër që reflekton përfitime të dyanshme. Nga njëra anë për studentët, të cilëve iu hap një perspektivë, nga ana tjetër edhe për komunat e tyre, të cilat furnizohen me një mentalitet të ri, me dije të reja bashkëkohore, në të njëjtën kohë, duke zëvendësuar injorancën burokratike shumëvjeçare me një realitet njohurish të reja dhe me një dije të re bashkëkohor e pragmatik, të përfaqësuar nga një brez i ri i të diplomuarve me shumë ambicie për të ecur përpara.

Mundësitë e punësimit të studentëve të sapo diplomuar, mund të jenë në administratën shtetërore, duke përfshi këtu edhe nivelin qendror dhe atë lokal, në ndërmarrjet që varen nga pushteti vendor, por, punësimi i studentëve pranë këtyre organeve mund të jetë edhe sezonal, sidomos për periudhën e verës (bëhet fjalë këtu për studentët ende të padiplomuar, të cilët fitojnë në ketë mënyrë një eksperiencë të çmuar mbi funksionimin e administratës publike).

Studentëve të shkëlqyeshëm, gjithashtu duhet t'u jepet përparësi punësimi në kompanitë publike si në KEK, PTK, aeroport, etj...

Ka ardhur koha kur rinia studentore t'u kërkoj llogari të zgjedhurve vendorë, në lidhje me mbajtjen e premtimeve elektorale, sidomos kur kemi të bëjmë me premtimet që lidhen me të ardhmen e rinisë dhe interesat e saj.

Është bërë praktikë e keqe në Kosovë, premtohet shumë, por realizohet pak. Studentët mund të kontribuojnë në këtë drejtim, duke e sensibilizuar opinionin publik, për të mos harruar premtimet që politikanët vendorë kanë bërë gjatë fushatave elektorale, dhe të bëjnë presion ndaj tyre si grup interesi për realizimin e premtimeve të dhëna.



Postmodernja te shqiptarët

# NGA ÇELËSI I RAMËS E DERI TE DRYNI I VELOS



Avni AVDIU

Kultura është përçarë: njerëzit jetojnë në të tashmen e turbullt, aty ku historisë i ka ardhur fundi. Në strumbullarin e divergjencave reciproke është inkorporuar 'vetëdija fatkeqe' (Hegeli) dhe 'besimi i keq' (Sartri). Kjo ka nxitur dukshëm një tendencë për fragmentimin e kombit nëpërmjet ecjes në rrugë të ndryshme.

Në mes Kosovës dhe Shqipërisë, për një kohë të gjatë mungoi njohja e afërt dhe e lirë. Kryesisht janë këmbyer ato vlera kulturore që nuk kanë ardhur në kundërshtim me politikat ndërshtetërore (ndërmjet Shqipërisë dhe ish-Jugosllavisë). Bashkëpunimet e sotme të pakta që ndonjëherë rrallë ndodhin, zhvillohen duke bartur me vete stereotipe dhe improvizime. Ky fenomen po karakterizohet me 'fascinimin ndaj vetvetes dhe me frikën nga pala tjetër'. Komunikimi intra dhe interkulturor ndërshqiptar, kërkon dekonstruimin e këtyre steriotipeve. Për këtë bashkëpunim të zbehtë dhe pothuajse fare të munguar, përgjegjëse janë edhe institucionet e Shqipërisë dhe ato të Kosovës.

Prandaj, lëre më që nuk ushqehet ndonjë simpati e veçantë reciproke, por në rastet ekstreme, identifikimet për njëri-tjetrin bëhen me fjalë nënçmuese.

Shqiptarët e Kosovës, për ata të Shqipërisë, për shembull përdorin fjalën 'rebelët' (duke pasur parasysh rebelimin pas revoltës së rënies së skemave piramidale, por edhe kacavirren nëpër ambasada, menjëherë pas hapjes së vendit), kurse shqiptarët e Shqipërisë, për ata të Kosovës, shkërdhata, enveristë etj. Të kujtojmë faktin, se në Kosovë ende ka nostalgjikë të mëdhenj të Enverit. Madje, disa profesorë dhe qytetarë, në qytetin e Ferizajt, kanë propozuar që të emërtohet rruga kryesore e qytetit të tyre me emrin "Enver Hoxha". Pastaj, absurdi më i madh është se çdo vit, solemnisht i festohet ditëlindja në mënyrë të organizuar.

## Diskurset pezhorative janë zhvendosur edhe në rrafshin medial

Gazeta "Java" më 22 qershor 2006, në shkrimin me titull: "Kosova dhe Enverit", ku në të thuhet, se respekti i tejskajshëm, mbetet akoma aktual për shqiptarët e Kosovës për diktatorin Enver Hoxha. Fotografia dhe veprat e shkruara për të, kanë mbushur kioskat dhe libraritë, përderisa në Shqipëri i dogjën ato, kurse në Kosovë ato shiten në masë të madhe.

Po ashtu, diskurset pezhorative janë zhvendosur edhe në rrafshin medial. Maks Velo ishte shembulli më i vrazhdë i këtij diskursi, që sipas tij rrodhi prej revoltës nga polemika Kadare-Qosja.

Velo, në një shkrim të botuar në gazetën 'Shekulli' më 20 qershor 2006, në mes tjerash thotë: "Për çfarë patriotizmi mund të flasin ata që tradhtuan fenë e të parëve, fenë e gjithë Ballkanit dhe Europës – krishterimin. Shqipërinë e ka sjellë në këtë gjendje (si vendi më i prapambetur dhe më i varfër), pikërisht kjo tradhti nga një pjesë e shqiptarëve. Shqipërinë e solli në këtë gjendje Islami, që ishte një regres i pashembullt... Konkluzioni im është me Kosovën dhe kosovarët, më të cilët duhet të jemi shumë më të kujdesshëm. Po të zhvillohej një referendum për bashkimin me Kosovën, unë do të votoja kundër. Janë akoma primitivë dhe do të na hapin probleme pa fund, le të rrinë të rregullohen vetë njëherë: Mbas pavarësisë, nuk do të dinë ç'të bëjnë me të. Ka mundësi të bëjnë nja dhjetë revolucione demokratike të vonuara 'ala Qose', si ai i joni i 97-ës. Janë qaraman dhe duan gjithmonë që të projektojnë fajet që i bëjnë të të tjerët... Të paktën tani pasardhësit e tradhtarëve të heshtin".

Ndoshta kjo polemikë një ditë do të konsiderohet jo vetëm e nevojshme, por edhe e domosdoshme, sepse hapi dhe shtroi probleme gjerë tani të heshtura, e përmes të cilave hidhet dritë mbi gjërat më të ndjeshme, që nuk u prekën asnjëherë në relacionin Shqipëri-Kosovë. Prandaj, pamëdyshje vetëm se vështrimi i kësaj polemike, pa hyrë fare në analizimin e saj (sepse edhe ashtu çdo koment është i tepërt), na ofron drejt kuptimit esencial të gjuhës së re ndërshqiptare, andej edhe këtej kufijve administrativ.

Nga këto polemika, tërësia shqiptare fragmentarizohet, çnjyroset tashmë vetëm në bardh e zi, bëhet përjashtuese, konfliktuale dhe armiqësore. (Sipas Leotarit, shoqërinë nuk mund dhe as nuk duhet ta kuptojmë si tërësi). Kjo shpërqëndron të vërtetën madhore kombëtare në shumë të vërteta (lokale), brendapërbrenda trungut kombëtar. Të vërtetat e pjesshme bëhen më të theksuara, më interesante dhe më problematike.

Në "konfliktin shkencor" Qosja-Kadare, u vërejtë edhe një tendencë e pakontestueshme provincialiste, ku në Shqipëri e drejta shpesh i jepej Kadares e në Kosovë Qosjes, pa pasur ithtarët e njërit ose krahut tjetër argumente valide. Në anën e Kadares u pozicionuan kryeministri Berisha dhe simpatizuesit e LDK-së, e cila polemikë mori kahje politike dhe u shndërrua në prezantim.

## Janë ngjallur energjitë e demistifikimit, dekontruimit dhe dekompozimit

Shikuar nga spektri postmodern, duhet theksuar se në prag të vitit të vdekjes së tij, më 1980, Barthez hapur kritikoi: 'çdo formë të shkrimit intelektual', e në veçanti ato me ngjyrime politike.
Ndërkaq në filozofinë e Derridës fenomeni 'prezentim' nënkupton dallimin ndërmjet asaj që është, ajo që ekziston dhe mënyrës se si ajo që është e fiton reflektimin e vet, pasqyrimin e asaj që është në letër, si fjalë, gjuhë dhe tekst, e që dallon nga realizimi i saj në të folur, kuptuar në fluiditetin e vet që shkon drejt përhumbjes graduale. Derrida, hyn në sferën e hermeneutikës.
Ia vlen të kujtojmë këtu ashpërsinë e polemikës Kadare-Qosja, ku i pari thotë e nënçmoj të dytin, e i dyti ia kthen tërthorazi nënçmimin, duke ia treguar gabimet gjuhësore, atij që pretendon çmimin Nobel në letërsi.
Këto fërkime për atdhetarët do të ishte diçka katastrofale, por meqë, edhe patriotizmi si nocion më është hiperfunksionalizuar, atëherë, këto diskurse nëse nuk bëjnë diçka më tepër, të paktën na shtyjnë të mendojmë më thellë për problemet kruciale, që tangojnë dhe gravitojnë në këto hapësira.
Këto përplasje brendashqiptare, dëshmojnë se Shqipëria dhe Kosova nuk janë edhe aq të gatshme të gjejnë pika të përafërta reciproke, por në vend të kësaj për më tepër kanë prirje për t'i hedhur në pah më shumë dallimet, mospajtimet dhe kundërshtimet e tyre. Janë ngjallur pra, energjitë e demistifikimit, dekontruimit dhe dekompozimit.
Gjithnjë e më tepër shohim prirjet për krahinarizimin, që është antipod i atdhetarisë. Ka ngritur gjithashtu kokën edhe 'loja gjuhësore', e cila sendërton një realitet të ri, që është më real se realja, që ndihmohet nga simulakrumet dhe simulacionet e mediave, për të prodhuar një hiper-realitet në hapësirat e reja brendashqiptare.
Në kontestin Shqipëri-Kosovë, peripecitë kalojnë prej çelësit të Ramës dhe dryrit të Velos, e vazhdojnë heshtur me fërkime të tjera, fundi i të cilave nuk dihet.

# PENGESAT E ZHVILLIMIT EKONOMIK NË KOSOVË

**Si pengesë kryesore në vendin tonë, që ka ndikuar në ngecjen e zhvillimit ekonomik, konsiderohet gjendja e shkaktuar politike, nga e cila politikë tash e tetë vite kanë lindur: korrupsioni, burokracia administrative, reformat e ngadalshme dhe të pastrukturuara.**

**Sead UJKANI**

Që nga përfundimi i luftës, ekonomia e Kosovës është ballafaquar me sfida, vështirësi dhe probleme të shumta, të cilat kanë pasur efektin negativ në rrjedhën e përgjithshme të proceseve drejt një ekonomie stabile, që do të përmirësonte kushtet për një jetë më të mirë për popullatën e Kosovës.
Ndonëse kjo periudhë, është karakterizuar me probleme të shumta, si pengesë kryesore në vendin tonë, që ka ndikuar në ngecjen e zhvillimit ekonomik, konsiderohet gjendja e shkaktuar politike, nga e cila politikë tash e tetë vite kanë lindur: korrupsioni, burokracia administrative, reformat e ngadalshme dhe të pastrukturuara.
Në vazhdim, po analizojmë me radhë këta katër faktorë:

### Situata politike

Të gjithë jemi të vetëdijshëm për rëndësinë që luan mjedisi politik.
Statusi i padefinuar është indetifikuar, si faktori kryesor në tërë këtë proces, faktor ky, i cili njëherësh është perceptuar si shqetësimi kryesor i qytetarëve të Kosovës. Pasiguria rreth statusit politik, ka rezultuar më një jostabilitet politik. Mosstabiliteti është paraqitur si pengesë drejt faktorizimit të Kosovës në rajon dhe më gjerë.
Mungesa e qartësisë mbi të ardhmen politike të Kosovës, ka krijuar një shkallë mossigurie edhe për investitorët potencialë.
Procesi i zgjidhjes së statusit i vendit tonë, tanimë ka hyrë në fazën përfundimtare dhe mbetemi me shpresë së rezultati final, të jetë i pranueshëm për të gjithë qytetarët e Kosovës.

### Korrupsioni

Një brengë tjetër, që vazhdon të jetë preokupim i të gjithëve, është korrupsioni. Ajo çka është evidente, është se nuk ka asnjë shtet në botë që është tërësisht imun ndaj korrupsionit. Problemi qëndron në faktin se në vendet në tranzicion, siç është edhe Kosova, korrupsioni është shndërruar në një epidemi të re.
Ky fenomen është karakterizuar me shtrirje të gjerë dhe përpjekjet e institucioneve përkatëse, kanë qenë të pasuksesshme për shkak të solidaritetit klanor, kodeve të heshtjes dhe sfidave tjera, funksionimit të organeve relevante vendore dhe zbatimit të legjislacionit përkatës. Mirëpo, pavarësisht nga perceptimi publik dhe raportet në media, shkalla e korrupsionit në Kosovë është dukshëm më e vogël, përkatësisht zhvillimi dhe përhapja e tij është e vogël në krahasim me vendet në rajon. Ky fakt, nuk lejon hapësirë për vetëkënaqësi, sepse në përgjithësi korrupsioni ka efekt negative dhe paraqet pengesë të zhvillimit ekonomik të çdo vendi.

### Reformat e ngadalshme dhe të pakompletuara

Me gjithë përmirësimet në drejtim të liberalizimit të tregut, rregullimit të thjeshtë të tregut të punës dhe privatizimit gjerësisht të sektorit bankar, agjenda e reformave është karakterizuar më një zhvillim të ngadalësuar. Si pasojë e kësaj, ende ka mbetur e pakompletuar.
Problemet kryesore janë paraqitur në:
-pamundësinë e zbatimit dhe fuqizimit të kornizave moderne ligjore;
-mungesën e një infrastrukture të integruar, të aftësimit dhe trajnimit;
-dykuptimësia e ligjeve në fuqi;
-sistemi gjyqësor joefikas dhe më shkallë të lartë të korrupsionit;
-jostabiliteti i tregut të tokës dhe atij të pronës etj.

### Burokracia administrative

Një element tjetër që ka pasur efektin e vet negativ, është edhe burokracia administrative. Strukturimi kompleks i administratës publike, në vend dhe organizimi ineficent i saj, ka penguar zbatimin e natyrshëm të politikës publike, dhe imazhin negativ të saj në shoqëri.
Mosfunksionimi adekuat i administratës publikë, është justifikuar në saje të dëmeve të pësuara gjatë konfliktit dhe peripecive në ristrukturimin e saj. Mirëpo, tani pas progresit të tërësishëm shoqëror, pakuptimësia rreth ngathtësisë së saj, është justifikuar si formë e presionit korruptim dhe ekzistimit të centraleve politike, në funksionimin e përgjithshëm të saj.

### Ekonomia në programet zgjedhore të partive politike

# Premtime që mund të

**LDK-ja për rritje të shpejtë ekonomike;
PDK-ja për ekonomi private;
AKR-ja premton shumë vende pune;
ORA për themelimin e Fondit Zhvillimor;
LDD-ja me plane kundër papunësisë…**

**Lulzim AHMETI**

Për dallim nga fushatat e kaluara parazgjedhore, kur subjektet politike e kishin gojën plot pavarësi, në këtë fushatë, siç duket kjo parullë është devalvuar dhe liderët partiakë, premtimet e tyre më tepër i kanë orientuar më shumë në përmirësimin e kushteve për jetë të qytetareve. Kjo mund të vërehet edhe në programet e partive, ku zhvillimi ekonomik zë vend të veçantë.

"Risitë" në programet e partive politike i kanë vërejtur edhe ekspertet e ekonomisë, sipas të cilëve premtimet e fryra mund t'iu kthehen bumerang partive fituese, në rast se nuk janë në gjendje t'i realizojnë ato.

Duke pasur parasysh shkallen e varfërisë prej 37%, që vjen si rezultat prapambetjes ekonomike dhe numrit të madh të të papunëve, që arrin në më shumë se 40%, gati të gjitha partitë politike premtojnë vende pune dhe zhvillim më të mirë ekonomik.

## LDK-ja për rritje të shpejtë ekonomike, PDK-ja për ekonomi private

Lidhja Demokratike e Kosovës (LDK) në programin e vet politik, për këto zgjedhje parasheh rritjen ekonomike, që redukton papunësinë dhe varfërinë, duke u angazhuar për rritje më të shpejt ekonomike.

"LDK-ja, angazhohet për rritje të shpejtë ekonomike, që do të bazohet ne




përdorimin dhe alokimin e drejtë të burimeve njerëzore, natyrore dhe kapitale, rritjen e produkteve me vlera të larta dhe krijimin e burimeve të reja të të ardhurave ...", thuhet nder të tjera në platformën e LDK-së për zgjedhjet e 17 nëntorit.

Kurse zyrtarët e Partisë Demokratike të Kosovë (PDK), kanë bërë publike "Kornizën programore për rritje të qëndrueshme ekonomike", kornizë e cila përfshin dhjetë pika.

Kryetari i PDK-së, Hashim Thaçi ka deklaruar se qeveria e ardhshme obligohet që të krijoj vende të reja të punës me paga meritore, dhe të krijoj një ambient ku bizneset mund të rriten, të kenë siguri me të madhe.




Dhjetë pikat e përmendura nga shefi i kësaj partie, si bazë e platformës ekonomike që të krijoj një stabilitet më të madh makroekonomik, rritjen e vendeve të punës, përmirësimin e politikave të tregtisë së jashtme dhe krijimin e kushteve normale për zhvillimin e arsimit, të sektorit të energjisë; janë shumë të përgjithshme dhe nuk parashihet afat kohor për implementimin e tyre.

Në programin e kësaj partie, thuhet se PDK-ja angazhohet për ekonomi private në Kosovë, të mbështetur në ligjet e ekonomisë së tregut të hapur, e të lirë, të integruar në institucionet rajonale dhe euroatlantike. Po ashtu, parasheh edhe zhvillimin e ndërmarrjeve të vogla dhe të mesme.

Ndërsa Aleanca për Ardhmërinë e Kosovës(AAK), zotohet që përfitimet nga rritja ekonomike të orientohen në të mirë të gjithë qytetarëve të Kosovës. Në programin e saj, AAK-ja përmend arritjet e deritashme, sipas të cilave vëmendje të madhe i ka kushtuar përmirësimit të gjendjes në sferën e punësimit.

Sipas analizave të bëra nga ky subjekt politik, thuhet se me një rritje të parashikueshme prej 6 deri në 8 %, gjatë katër viteve të ardhshme, duke pasur parasysh shtimin e fuqisë punëtore, si rrjedhojë e shtimit natyror të popullatës, shkalla e papunësisë do të ulet prej rreth 35 % në 18-20 %.

## AKR-ja premton shumë vende pune, ORA themelimin e Fondit Zhvillimor

Aleanca Kosova e Re (AKR), e udhëhequr nga biznesmeni Behgjet Pacolli, më së shumti ka premtuar vende të reja pune dhe zhvillim ekonomik të Kosovës.

AKR-ja ka premtuar se nëse do t'i fitojë këto zgjedhje, do të ofroj 70 mijë vende pune për qytetarët e Kosovës. Sikurse partitë tjera edhe AKR-ja nuk ka ofruar projekte konkrete se si do t'i krijoj këto vende pune dhe se sa do t'i kushtojnë buxhetit të Kosovës, përveç se ka premtuar edhe zhvillimin ekonomik me hapjen e ndërmarrjeve të reja.

Partia Reformiste ORA, ka premtuar se qytetarët e Kosovës do t'i bëjë aksionar në ndërmarrjet shoqërore. Në platformën e saj politike, më tepër



# kthehen në bumerang



i është kushtu- ar hapësirë zhvillimit të bujqësisë, si degë e rëndësishme në ekonominë e Kosovës. ORA synon që nëpërmjet bashkimit të mjeteve të Fondit Zhvillimor të Kosovës, që do ta përfaqësonte shtetin e Kosovës dhe të themeloj Bankën Agrare, që do te ndihmonte në kreditimin për zhvillimin e bujqësisë dhe blegtorisë.

"Mbi 500 milionë euro, para publike dhe private do të shfrytëzohen për themelimin e Fondit zhvillimor. Në këtë fond, do të alokohen mjetet e grumbulluara nga privatizimi i ndërmarrjeve shoqërore të Kosovës, që tani mbahen të ngrira nga Agjencia Kosovare e Mirëbesimit(AKM), si dhe mjete nga ndërmarrjet publike që gjenerojnë profit, si PTK-ja, Aeroporti, "Trepça", etj.

Sipas kësaj partie, nëpërmjet Bankës Qendrore të Kosovës, që do të themelohej në vitin e parë, këto mjete do të jepeshin në formë të kredive afaristëve kosovarë, për të themeluar biznese të vogla dhe të mesme. "Kreditë do të jepeshin me kushte të volitshme, dhe me ketë fond do të financohej edhe zhvillimi i bujqësisë dhe blegtorisë me anë të Bankës Agrare", thuhet ne programin e këtij subjekti politik.

Zbutja e papunësisë dhe programet kundër






varfërisë, janë premtimet kryesore të Lidhjes Demokratike të Dardanisë (LDD). Në planin e saj ekonomik LDD-ja premton se do të angazhohet për krijimin e planeve kundër papunësisë dhe varfërisë, nëpërmjet integrimit të popullsisë në zhvillim, si dhe mbrojtje sociale për të papunësuarit, duke ofruar politika të avancuara. Kjo parti ka premtuar se zhvillimin ekonomik do ta mbështesë në ndërmarrjet e vogla dhe të mesme, në ato prodhuese dhe shërbyese, të cilat vlerëson se janë subjekte ekonomike tipike të ekonomisë së tregut.

## Arifi (BSPK): Rrezikohet "paqja sociale"

**Kryetari i Bashkimit të Sindikatave të Pavarura të Kosovës (BSPK) Haxhi Arifi, thotë se duke e parë gjendjen e punëtorëve dhe varfërinë gjithnjë e në rritje, kjo gjendje domosdoshmërish duhet të ndryshohet, sepse popullata është lodhur nga pritja, nga e cila pritje mund të eskalojë situata.**

**"Nëse nuk përmirësohet gjendja ekonomike në vend, rrezikohet 'paqja sociale', dhe mund të ndodh që qeveria të ndërrohet çdo tre muaj, sikur në shtetet e perëndimit", ka thënë Arifi.**

## "Forumi 2015": Gjatë 10 viteve të ardhshme duhet hapur 250 mijë vende të reja të punës

**Organizata "Forumi 2015", ka hartuar një dokument-platformë, lidhur me gjendjen aktuale ekonomike dhe sfidat me të cilat do të përballen partitë politike.**

**Në dokumentin me titull "Platforma civile për zgjedhjet 2007", thuhet se gjatë pesë viteve të fundit, Kosova ka mbetur prapa në rritjen ekonomike dhe diference në zhvillimin mes saj dhe vendeve fqinjë.**

**Në këtë "platformë", ekspertet e "Forumit 2015", kanë paraqitur një numër të madh të sfidave, me të cilat do të përballen ata që do ta fitojnë votën e popullit. Rritja ekonomike, që tash e gjeneron Kosova, sipas ekspertëve të ekonomisë është e pa mjaftueshme për të tejkaluar problemet e mëdha, siç janë papunësia dhe varfëria.**

**Ndër sfidat që ka paraqitur "Forumi 2015", mbetet se si do t'i qasen partitë politike zhvillimit ekonomik, që është i domosdoshëm për të siguruar kushte infrastrukturore dhe shërbime përcjellëse që do të nxisnin aktivitete të reja për të hapur rreth 250 mijë vende të reja të punës, gjatë 10 viteve të ardhshme, apo 25-30 mijë vende pune në vit.**



## Nga këndi i thyer

# HIPERBOLA E PARTIVE NË FUSHATËN ZGJEDHORE?!

**"Njeriu më i shëmtuar në mesin e majmunëve është më i bukur se ta", kështu pati thënë Herakliti derisa jepte konstatime rreth konceptit të estetikes ndërmjet masës dhe bukurisë së njërit (një personit fizik) përkrah shumicës (majmunëve) tërësisë, duke hapur me këtë rast edhe pjesët dalluese të të bukurës nga e shëmtuara, pikërisht në raportin e harmonisë, simetrisë, madhësisë së njerëzve dhe qenieve të tjera fizike.**
**Ku jemi sot? A dallojmë shumë në mesin e majmunëve realë? Kush i ngjason më shumë atyre? A ka sot njerëz humanë, apo vetëm bustet e njerëzve të dikurshmëve ruajnë karakterin e humanizmit?**



Berat DAKAJ

### Realiteti artistik

Hiperbola është një nga figurat stilistike e cila shfrytëzohet me mjeshtri nga poetët (nuk është e thënë ta përdorin vetëm ata). Ajo përdoret atëherë kur gjërat duam t'í zmadhojmë, sendin ta japim jo sí është në realitet, por në përmasa shumë më të mëdha. Me këtë figurë rritim përmasat e njeriut (gjendjen fizike), rritim të bëmat (trimëritë, edhe nëse nuk ka pasur hiq). Thjesht, kjo figurë është aq e pëlqyeshme dhe qesharake sa buburrecin e bën buall!

Zgjedhje pas zgjedhje, pa kurrfarë zgjidhje; premtim pas premtimi dhe..., fjalë të mëdha, me peshë përralle: së fundi duke humbur edhe këtë funksion artistik të tyre (fol e mbushma mendjen), duke u bërë fjalë mit.

Sa të çuditshëm! Nga realiteti fizik, kohë pas kohe, thurën, lehtë, për së uluri, në kokërr të shpinës, një "realitet mitik"!!!

Nga vijnë këta majmunë barkmëdhenj që dallojnë nga turma e njerëzve të shoqërisë së Kosovës barkthatë?

Në fillim të fushatës ia nisën ta imitojnë dhe shajnë njëri-tjetrin, sikurse që Behxhet Sh. Shala po ndjek me përpikëri parimin e Aristotelit për historinë e shkruar në vargje. Apo sikurse unë që po huazoj disa parafjalë të Kadaresë.

Nga fushata vijnë në fushata shkojnë. Vende-vende, dikur, diku, në një kohë të ftohtë, të nxehtë, nga fjalët e njerëzve që synonin postet udhëheqëse të nivelit lokal dhe qendror (dy-katërvjetësh), nga fjalët e tyre, ata edhe më të largëtit (lexo lagëtit) nga bjeshkët dhe përtej tyre, nxeheshin dhe buzëqeshnin me fjalët e fuqishme të tyre premtuese dhe ngacmuese. Natyrisht ata që kishin nevojë dhe besim në ta, në të përzgjedhurit; pra ata që gabuan dhe u zhgënjyen, ua dhanë edhe kokrrën. Më vjen keq! Jeni fajtorë të pafaj!

Ata që para dy dhe katër vjetësh ju premtuan jetë më të mirë, të njëjtin stil të fjalëve e përdorën edhe në këtë vit të 2007-s. Premtuan arsimim më të lartë, ekonomi dhe infrastrukturë më të bukur dhe më madhështore.




Ju kujtohet, ata edhe në zgjedhjet e kaluara na premtonin gjithçka, ishte mundësia të na krijonin edhe ndonjë qiell artificial! Në këto zgjedhje, për dallim nga ato të viteve të kaluara që përcilleshin me sulme dhe vrasje të fshehta, nuk pushuan fjalët fyese ndaj njërit lider ndaj liderit tjetër.

Ata (liderët si të pushtetit qendror ashtu edhe ata të atij lokal) kanë interesa të mëdha. Shumë të mëdha! Personale. Bënë luftë të madhe për karrierë. Kritikuan njëri-tjetrin ashpër. Janë hartues biografish. Nuk falin!

Premtuan, premtojnë, prapë me të njëjtin avaz.

Skenës së partive politike të Kosovës iu shtua edhe një biznesmen konkurrent serioz, me buxhet më të fryrë, i cili, sapo qiti këmbët në skenë premtoj buxhet dy miliardë euro.

Kryetarët e partive dhe zgjedhësit e tyre lanë mangët edhe një premtim, ndoshta për ta do të ishte i realizueshëm, të thonë se: edhe nëse nesër në Kosovë nuk bie shi, do ta kthejmë tokën e Kosovës për në Rusi vetëm me një melodi.

### Realiteti fizik

- "I njoftojmë dëgjuesit e 'Radio Kosovës së Lirë' se sot ka rënë nga sistemi Blloku 'B 2'. Gjendja e shfrytëzimit të energjisë elektrike gjatë tërë javës do të jetë tri orë me dritë dhe tri pa të".

- I shtrirë në sfungjerin e lagur nga pikat që i binin nga tavani mbi kokë, Jahir Selimi rrëfente për mungesën e bukës së përditshme të tij dhe familjes. I plagosur në vitin '98 së bashku me djalin Betimin, tani kujton ditën kur para katër vjetësh, i sëmurë, u ngrit që të shkojë në objektin e shkollës së Caravikut, fshat i Komunës së Klinës, ku patën vendosur qendrën e votimit. U nis për të votuar për ndryshime.

"Jam qu i smut dhe kam shku në shkollë për t'votu. E kreva edhe një obligim kombëtar. Ua dhashë votën që të me ndihmojnë dhe kujtojnë mua, por që katër vjet askush s'më pau. Në këto zgjedhje kamben s'e lova".

Ai sot jeton me një familje të gjerë (nëntë anëtarëshe), i papunë, ndihmohet nga bashkëfshatarët e vet.
Kurse një njeri i Kosovës i ardhur nga Perëndimi, në një email adresë i shkruan mikut.
- Përshëndetje mik i dashur! Nuk po mundem të vij te ti, ngaqë kam ardhur me një veturë të shtrenjtë, rreth 20000 eurosh. Nëse bëj të vij me atë veturë, besomë që do të më shkatërrohet në atë rrugë të fshatit tënd.
Vëllai yt, që u bë kryetar komune, së bashku me ty para katër vjetësh me premtuat se do ta asfaltoni rrugën e fshatit. Dhe nuk shtruat asnjë lopatë zhavorr në atë rrugë. Por sigurisht do ta bëni; këtë premtim e bartët edhe në këto zgjedhje, shpresoj mos ta përmendni në zgjedhjet e ardhshme. Më të mira! Shëndet! Të fala shtëpisë! Pra, jeni aleanca e të bërave. Do ta bëni edhe nevojën më të madhe në nevojtore.
- Me fillim të muajit të shenjtë të Ramazanit nisën të "fluturojnë" çmimet e bukës, qumështit, vajit, sheqerit, kripës etj. Së bashku me to u "çmendën" edhe qytetarët. Përkrahje morale u ofroi Qeveria e Kosovës.

### "Realiteti" utopik

"Qytetarëve të Kosovës, ne si koalicion LDD-PSHDK, iu premtojmë se do ta realizojmë çdo gjë që ka Kosova. Premtimet e partive të tjera janë të kota. Partia jonë është e fortë, ideali ynë është ai kombëtar. Synojmë pavarësinë e Kosovës në emër të Rugovës", pat deklaruar ditë më parë për medie, gjatë fushatës zgjedhore, akademiku i shtyrë në moshë, por i palëkundshëm me gjendjen e tij të re fizike, Mark Krasniqi.
Ai pati thënë se ne të rinjtë duhet ta udhëheqim Kosovën?!!! Ku e gjeti tërë këtë besim në këtë moshë të shtyrë Krasniqi ta quajë veten të ri. Zoti mundet t'ua japë fuqitë e 25-vjeçarëve Krasniqit dhe Dacit!
Po në këtë ditë të fushatës parazgjedhore (e premte, 2 nëntor 2007) kur akademik Krasniqi deklaron kështu në një skaj të Prishtinës, kryetari i Kosovës, z. Fatmir Sejdiu, në një skaj tjetër, i bashkëngjitur në fushatë LDK-së, para të pranishëmve patë thënë: "Vendimi për rikonfirmimin e pavarësisë së Kosovës dhe kërkesën për njohjen ndërkombëtare të saj mund të ndodhë pas 10 dhjetorit!". Me këtë rast Sejdiu thotë se do të ndodhë, por nuk e din se kur. Din kryetari vetëm sa din një banor ì Muçibabës.
Lideri i Partisë Demokratike të Kosovës (PDK), ia lejoi vetes të thotë publikisht se "e di datën e pavarësisë, por nuk dua ta them tash, ngaqë jam në fushat zgjedhore".
Thaçi me gjeometrinë e hapur të duarve po e matë metër kubin e pavarësisë. Nuk e han të japë datë të saktë për statusin, shton se: nuk jap datë, nëse e jap, e bëj pavarësinë; kështu që nuk ju them se sot apo nesër, por e di se do të ndodhë shumë shpejt: atë shpejt do ta gëzoni.
Sa ditë ka një 10 dhjetor nga një tjetër dhjetor? Edhe sa kalime të datave nga dhjetori në dhjetor duhen të bëhen z. Kryetar dhe "z. kryeministër"? Ku është fundi? Fundin ku e ka kjo pavarësi?
Kundërkandidati më serioz i Thaçit, Pacolli, kudo që shkoi, çdo pjesë të "Kosovës së vogël" premtoi se do ta bëjë lule, "tokë budiste".
Edhe Gandit do t'i pëlqente të ringjallej për t'í parë aftësitë e Pacollit. Deklaratat e tij për të tëra ato lule, janë të imta. Lulet kushtojnë lirë! Për ta fryrë shumën u drejtua nga ekonomia dhe infrastruktura më e mirë.
Duke mos i mjaftuar as këto premtime, Pacollit i mungoi të premtojë se do të ketë takim edhe me UFO-t.

# Një kërkesë solide për kryetarin e ardhshëm të Prishtinës

**Muharrem KURTAJ**

Kryetar i ardhshëm i Prishtinës, kërkesat e mia si kryeqytetas janë minimale, por edhe të domosdoshme për një funksionim normal të jetës në Prishtinë. Nejse..., po e them troç, e kam vetëm një: "Dua të përshëndetem syçelur me shitësin e vetëshërbimit, sa herë që hyjë e dal nga pallati im".
Dikur radhë…, sot lista për bukë. Edhe ne kryeqytet jetojmë me listë. Shitoret e ushqimit presin me padurim klientë me para në dorë, pasi listat me borxhe janë rënduar tej mase.
Kërkesat dhe nevojat janë të shumta. Kemi mungesë të objekteve shkollore. Nëpër shkollat e kryeqytetit, mësimi zhvillohet në katër ndërrime, dhe më klasa më shumë se 40 nxënës. Lagjet Ulpiana, Bregu i Diellit, Dardania mbeten lagjet më të shëmtuara, pa asnjë xhami përreth.
Në qendër, mermeri i shtruar ka ngulfatur edhe më tej rrjetin e transportit urban. Puna joefikase e administratës komunale, aty ku qytetari pret me javë të tëra për një certifikatë të lindjes.
Kudo njësoj, nuk mund të thuash se vetëm në periferi të kryeqytetit, në paralagje apo në fshatra të lënë në harresë, ndihet problemi i marrjes së ushqimeve me listë. Kjo është një dukuri e zakonshme, që haset edhe në kryeqytet. Madje, prishtinasit janë ata që kanë radhët më të gjata në fletoret e shitësve, por ata, megjithatë janë klientët më të mirëpritur. Fëmijët e tyre sa herë duan ndonjë gjë, mund të marrin edhe pa para në dorë, pasi prindërit e tyre i paguajnë në darkë, një herë në tri ditë, ose në fundjavë.
Në faqet e fundit të borxheve, janë emrat e qytetarëve me probleme ekonomike. Marrin bukë, vaj dhe produkte të domosdoshme, që në të vërtetë nuk kushtojnë shumë, por, kur një muaj rresht merren gjërat e njëjta ushqimore, lista zgjatet, madje rëndohet aq sa nuk e përballohen rroga e vogël e një qytetari apo pensioni i gjyshërve tanë.
E çka për ata që nuk e kanë asnjërën?!
Të marrësh ushqime, duke u "shënuar" në listën e borxhlinjve, është bërë fenomen në të gjithë vendin.
E njëjta histori përsëritet pothuajse në të gjitha dyqanet ushqimore të kryeqytetit. Më shpesh për faj të kushteve, por jo rrallë herë shihet si zgjidhje e situatave të vështira. Nga ana tjetër vetë protagonistët e këtyre listave, hezitojnë të pranojnë se kjo është ndoshta e vetmja mënyrë për të mbijetuar përditë.
Nuk është e lehtë për një pensionist, që kohë më parë, me punën dhe vendin e tij, ka qenë i respektuar nga rrethi shoqëror, por që tashmë duhet të mendojë mirë dhe të zgjedhë mes 'qumështit dhe kosit'. Asnjeri nuk mendon për këta qytetarë, se sa të vështirë bëjnë rrugën për në dyqan, e pasi të kenë bërë zgjedhjen ushqimore, më të vështirë e kanë t'i shqiptojë fjalët: "Kojshi, ma shto në listë...".
I nderuari kryetar i ardhshëm i Prishtinës, e di se do të më përgjigjesh me optimizëm të madh, koshient, se këtë do ta quash kërkesë "solide".
Më duhet të them, se edhe unë vlerësoj projektet e tua: rritjet ekonomike, ndriçimi, asfaltimi i rrugëve, hapjet e vendeve të punës, por nuk dua si në kohën e socializmit shqiptar, ku prodhimi i grurit për çdo vit shënonte rritje mbi 100 %, ndërsa populli ishte i uritur.

# KONCEPTI KOEKZISTENCË NË ISLAM (II)

*"Humaniteti ka humbur. Vallë ka mundësi t'i kundërvihemi barbarizmit dhe ta rikultivojmë atë që është njerëzore? A thua do të jetë e mundur ta shpëtojmë njerëzinë?"*
**Edgar Moren**

**Emine A. VEZAJ**

Ndër çështjet aktuale, si te ne ashtu dhe në qarqet botërore, është edhe tema e koekzistencës në rrafshin burimor dhe atë teorik, ndërmjet Islamit dhe feve, ideologjive dhe rrafshit praktiko-historik, ndërmjet myslimanëve, krishterëve dhe feve apo ideologjive të tjera. Ky aktualitet konsiston në faktin se shumë qarqe politike botërore, me anë të mekanizmave të tyre, e shtrojnë këtë çështje në kontestin negativ.

Në vazhdimin e dytë të kësaj teme, do të flasim për koekzistencën dhe tolerancën fetare në mesin e shqiptarëve në raport me besimet e tjera në periudhën e Perandorisë Osmane.

## Koekzistenca dhe toleranca fetare në mesin e shqiptarëve në raport me besimet e tjera në periudhën e Perandorisë Osmane:

Në raport me koekzistëncën dhe tolerancën fetare, që ka mbretëruar gjithmonë në mesin e shqiptarëve në raport me besimet tjera, dhe dëshmitë se sundimi i Perandorisë Osmane nënkupton robërimin e shqiptarëve nëse mund të quhet i tillë. Nuk ka qenë robërim, por zëvendësim i një robërie shfarosëse, me një sundim që ka qenë shumë i butë, dhe të një perandorie që ka sjellë mesazhin hyjnor. Por, sikur të pranohej realiteti dhe argumenti, asnjë gjë nuk do të ishte jashtë kontrollit dhe nuk do të flitej pa argumente. Këtë që thamë, kam për qëllim aktin, se e vërteta një ditë do të dalë në shesh dhe gjithë mllefi dhe urrejtja që bëhet ndaj çdo historie.

Rreth kësaj historie, dua të ndërlidhem me një fakt, konkretisht me dëshmitë e një autori, që për fat të mirë, nuk është as mysliman, as shqiptarë, por edhe as pro Perandorisë Osmane, por, vetëm një studiues që dëshmon fakte dhe argumente të secilës periudhë historike. Ata që nuk besojnë këtë, mund ta marrin librin e historianit britanik Noel Malcolmit, "Kosova një histori e shkurtër" e t'i shikojnë faktet e një studiues korrekt, i cili ka nxjerrë këto përfundime:

"Në shumicën e vendeve ballkanike, botëkuptimi popullor për sundimin Osman është pothuajse tërësisht negativ. Osmanët përshkruhen si barbar aziatik, të cilët shkatërruan, në çdo vend që pushtuan, kulturën e lulëzuar kombëtare. Ata kishin imponuar një sistem plotësisht të huaj sundimi, shtypën në mënyrë cinike të gjitha ndjenjat e identitetit kombëtar, kolonializuan vise të mëdha të Ballkanit me banor turq, ata i shndërruan fshatrat e krishtere në një pozitë të bujkrobërisë së plotë; sollën akte barbare, sikundër skllavëria, tortura, gjymtimi, ata ushtruan presion të padurueshëm në kishat krishtere vendëse dhe i detyruan njerëzit që të kalonin në fenë Islame; treguan një përkushtim fanatik ndaj parimeve të sheriatit ligjit të shenjtë islamik. Kështu na thuhet. Të gjitha këto pohime apo mëtime janë në rastin më të mirë çoroditës, kurse përndryshe krejtësisht fallto", shkruan Noel Malcolm, në librin e tij "Kosova një histori e shkurtër".

Me këtë, sidoqoftë, nuk duam të themi se, Perandoria Osmane ishte veçse një variant më i madh, e më i mirë i një shteti të Evropës Perëndimore, përgjatë periudhës së Rilindjes. S'do mend se kishte edhe disa dallime të thella. Disa nga këto dallime rrjedhin nga lidhja e osmanëve me islamin; mirëpo, shumica e karakteristikave fundamentale të Perandorisë Osmane, nuk kishin të bënin me fenë, por me luftën.

**Kleriku anglez, Hygensi, bashkëkohësi i Bajronit, në kujtimet e veta, përgjatë vizitës së tij në Shqipëri, ka shkruar: "Muhamedani dhe shqiptari nuk është i ngrirë. Ai shpeshherë merr për grua një të krishtere, merr me vete në xhami djemtë, kurse vajzat i lë të shkojnë në kishë me të ëmën dhe ai vet shkon në të dy qendrat e kultit". (Ali M. Basha. Islami në Shqipëri gjatë shekujve, Tiranë,2000. fq. 95)**

## Ndër shqiptarë kurrë nuk ka ndodhur luftë fetare

Për të ilustruar çfarë thamë më lartë dhe për të dëshmuar se çdo gjë është bërë në mënyrë të natyrshme, graduale dhe toleruese, sjellim shembuj, që nuk ka vend për asnjë paradoks kureshtar.

Është kjo tolerancë dhe harmoni fetare, që prej shekujsh mbretëron në vendin tonë, e cila vazhdimisht po habitë ndërkombëtarët, që shqiptarët i shohin si rast unikat, që nuk bëhen fjalë vetëm për ditët e sotme, por, për gjatë gjithë historisë së konfesioneve në Shqipëri; që asnjëherë në këtë vend, s'ka ndodhur luftë fetare. S'këndejmi sipas Akad. Mark Krasniqit, i cili në studimin e bërë rreth tolerancës fetare në Kosovë, konkretisht në mes myslimanëve dhe krishterëve, thekson kështu: "Toleranca fetare e popullit shqiptar mbështetet në vetëdijen kombëtare, në faktin se të gjithë shqiptarët të të gjitha besimeve janë të një gjaku dhe të një gjuhe, kanë origjinën, historinë, truallin dhe traditën e përbashkët, janë pra një vëllazëri e gjerë, një popull. Kjo vetëdije ka ndikuar fuqimisht ne kohezionin kombëtar në përmasa më të gjera, dhe e ka mobilizuar popullin shqiptar gjatë historisë për t'u bërë rezistencë përpjekjeve të vazhdueshme të të huajve që ta përçajnë dhe sundojnë. Shqiptarët e kanë parë se të huajt e shfrytëzojnë fenë për ta përçarë popullin. Kështu, feja e keqpërdorur nga armiqtë, ka marrë nga ky aspekt kuptim negativ, rol antikombëtar, të cilin ia ka ngarkuar pushtuesi i trojeve shqiptare, megjithëse mësimet dhe parimet e tri konfesioneve janë humane, pozitive, me etikë të lartë, me respekt dhe tolerancë ndaj të gjithë atyre që besojnë në një Perëndi, pra ndaj be-

simtarëve të krishterë dhe myslimanë".
Sa i përket jetës shoqërore, harmonia, toleranca dhe koekzistenca kanë qenë në standarde normale, madje ka pasur aq shumë martesa të përziera, saqë në një familje janë festuar edhe Bajrami edhe Kërshëndellat.
Kleriku anglez, Hygensi, bashkëkohësi i Bajronit, në kujtimet e veta, përgjatë vizitës së tij në Shqipëri, ka shkruar: "Muhamedani dhe shqiptari nuk është i ngrirë. Ai shpeshherë merr për grua një të krishtere, merr me vete në xhami djemtë, kurse vajzat i lë të shkojnë në kishë me të ëmën dhe ai vet shkon në të dy qendrat e kultit". (Ali M. Basha. Islami në Shqipëri gjatë shekujve, Tiranë,2000. fq. 95).
Shembuj të tillë dëftojnë se Islami dhe kultura e civilizimit të tij kultivojnë bashkëjetesën, madje njohjen e pjesëtarëve të feve qiellore, që është pika kulminante e koekzistencës. Islami refuzon idenë e popullit të zgjedhur, por pranon njerëzimin si krijim të zgjedhur të Vullnetit Hyjnor.
Do të shkonim në pakufi, sikur të ndaleshim në çdo fazë historike, ndaj do të ndalemi në dy thëniet e dijetarëve evropian; Volterit dhe Engelsit.
Volteri, ndonëse kundërshtar i rreptë i Islamit, megjithatë mbledh forcën e pohon se modeli Islam i rregullimit të jetës, i pranishëm gjatë kohës së osmanlinjve, paraqet shembullin më të mirë të tolerancës dhe të bashkëjetesës në lirinë e plotë të pjesëtarëve të feve të ndryshme dhe popujve.
Nga ana tjetër, Fridrih Engels, pa dyshim njohës i mirë i fushës ekonomike, pohon se "pozita e fshatarëve të krishterë nën pushtetin osman, në pikëpamje materiale ishte më e mirë se ajo e katundarëve të vendeve të tyre (në Evropë). Derisa tagra i paguhej me rregull, pushteti Osman nuk i prekte dhe rrallëherë mbi ta ushtrohej dhunë, siç vuante fshatarësia e Perëndimit prej feudalëve të vet gjatë tërë Mesjetës.
Në trojet iliro-shqiptare, koekzistenca midis serbëve sundues dhe shqiptarëve të sunduar ka qenë shumë e vështirë. Këtë pohim tonin po e ilustrojmë me Kodin e Car Dushanit (1336-1356), neni nr. 6, ku sanksionohet: "Sa i përket herezisë latine dhe atyre që tërheqin besimtarët ortodoksë në fenë e tyre, autoritetet duhet të përpiqen t'i konvertojnë të gjithë të tillët në fenë e vërtetë. Nëse një i tillë nuk dëshiron të konvertohet, ai do të dënohet me vdekje...pasuria e të gjithë të tillëve do të konfiskohet dhe shumë më tepër në këtë drejtim" (Nexhat Ibrahimi, "Islami në trojet iliro-shqiptare gjatë shekujve").
Mësimet islame, e kryesisht edhe praktika myslimane, i kushtojnë rëndësi të madhe bashkëjetesës, vëllazërimit e solidaritetit ndërfetar e ndërnacional. Mirëpo, qarqet qëllimkëqija e tendencioze evro-perëndimore, islamin kryesisht e interpretuan nëpërmjet termave pezhorativ, për ta paraqitur atë antihuman e anticivilizues, regresiv e destrukiv. Prapa këtyre, Islami qëndron në atë se të gjithë janë të barabartë, por, shpërblimi do t'i takojë ati që është më i devotshëm dhe më vepërmirë.
Krejt në fund, në këtë kontest, lidhur me temën e koekzistëncës, më ka lënë mbresa një ilustrim kuptimplotë në librin "Ese Sociologjike"të Bill Ury: "Sfida e bashkëjetesës, me të cilën ballafaqohet njerëzimi sot, më përkujton një tregim mistik lidhur me një njeri që pasardhësve, tre djemve të vet, u kish lënë trashëgimi shtatëmbëdhjetë deve. E kish lënë me një fjalë që të parit t'i takojë gjysma e numrit të përgjithshëm të deveve, të dytit një e treta, kurse më të riut, një e nëntë e tyre. Djemtë u përpoqën t'i ndanin ato, por ç'e do që hesapi s'u dilte, sepse shtatëmbëdhjeta s'pajtohej dot as me dyshin, as me treshin, e as me nëntëshin. Përnjëherë bashkëjetesa u bë e rëndë, marrëdhëniet ndër vëllazërore filluan të acarohen. Më në fund ata vajtën te një plakë e urtë dhe ia shtruan problemin. Plaka e urtë, pasi mendoi një kohë të gjatë, erdhi te djemtë dhe u tha: 's'di a do t'ua zgjidhë problemin, por më së paku, nëse doni, mund t'u jap devenë time'. Pasi e morën devenë e plakës, trashëgimtarët e rritën numrin e deveve në tetëmbëdhjetë dhe i pari mori gjysmën e vet (nëntë deve), i dyti mori një të tretën (gjashtë deve) dhe i treti një të nëntën deve (dy syresh). Shuma e deveve të ndara ishte shtatëmbëdhjetë. Mbeti një deve anash, të cilën ia kthyen plakës urtane. Kështu, në saje të urtësisë u zgjidh një problem që dukej i pazgjidhur".
Në këtë kontest, atë që doja të shtoja dhe të përfundoja në këtë punim është se, rol të rëndësisë së jashtëzakonshme duhet të luaj feja, për të cilën flet, së të gjithë njerëzit janë të një gjeneze dhe që proklamon ruajtjen e marrëdhënieve të mira me fqinjët, por edhe tolerancën, respektin, mirëkuptimin, bamirësinë etj.



## Reflektime ndërkombëtare për Kosovën

# VAZHDON VENDNUMËRIMI...

Demir RESHITI

Dy takime të drejtpërdrejta ndërmjet Prishtinës dhe Beogradit, të mbajtura në Bruksel dhe Vjenë; diskutimi për Kosovën i ambasadorëve të vendeve të Bashkimit Evropian në Bruksel dhe debati në Këshillin e Sigurimit të OKB-së për Kosovën, ku ka raportuar shefi i UNMIK-ut, Joachim Ruecker, e kanë mbajtur edhe gjatë muajit tetor Kosovën në qendër të vëmendjes në skenën politike ndërkombëtare.

Krahas vazhdimit të negociatave të ndërmjetësuara nga treshja ndërkombëtare, nëpër qendra të ndryshme të vendosjes, kanë qarkulluar zëra që ofrojnë opsione të ndryshme të zgjidhjes së statusit, disa nga të cilat kanë nxitur debate dhe reagime të palëve.

Në vazhdim po e paraqesim një kronologji të ngjarjeve dhe deklaratave më të rëndësishme, lidhur me Kosovën, gjatë muajit tetor 2007.

### (3 tetor) Solana: Nuk e di a do të miratohet rezolutë e re në KS për Kosovën

**Bruksel**-Përfaqësuesi i lartë i Bashkimit Evropian për politikë të jashtme dhe siguri, Havier Solana, ka thënë se Bashkimi Evropian duhet të jetë i gatshëm



Javier Solana

që nga OKB-ja t'a marrë udhëheqjen e misionit në Kosovë, pas përfundimit të bisedimeve për status. Duke folur para deputetëve të Parlamentit Evropian, kryediplomati evropian ka thënë se pas kësaj date, treshja ndërkombëtare do të paraqesë raportin, duke shtuar se nuk e di nëse do të miratohet rezolutë e re në Këshillin e Sigurimit për Kosovën.

### (5 tetor) Ambasadorët e vendeve të BE-së diskutojnë për Kosovën

**Bruksel**-Ambasadorët e vendeve të Bashkimit Evropian në Bruksel kanë diskutuar për Kosovën. Në raportin e paraqitur nga diplomati gjerman Ishinger, është theksuar, se treshja pret intensifikim të bisedimeve ndërmjet palëve në periudhën e mbetur.

### (6 tetor) Shvarcenberg: Kosova nuk është problem për integrimin e Ballkanit



Karel Shvarcenberg

**Bratisllavë** -Ministri i jashtëm i Çekisë, Karel Shvarcenberg, ka vlerësuar se Kosova nuk është problem për integrimin e Ballkanit, pasi “kur në BE të jenë të gjithë, kufijtë do të zhduken”. Ai këto komente i ka bërë për të përditshmen sllovake “Pravda”

### (8 tetor) Lavrov kërkon mbetjen në fuqi të rezolutës 1244

**Moskë**-Shefi i diplomacisë ruse, Sergej Lavrov, gjatë bisedës me përfaqësuesin e BE-së, në treshen ndërmjetësuese për Kosovën, Wolfgang Ischinger, është angazhuar që të mos ketë kufizime kohore të negociatave për statusin e Kosovës dhe mbetjen në fuqi të rezolutës 1244, ka bërë të ditur ministria ruse e punëve të jashtme.

### (9 tetor) Ruecker raporton për Kosovën në Këshillin e Sigurimit

**Nju Jork**-Shefi i UNMIK-ut, Joachim



Joachim Ruecker

Ruecker, ka raportuar para përfaqësuesve të vendeve anëtare të Këshillit të Sigurimit për gjendjen aktuale në Kosovë. Ruecker ka kërkuar nga kryeministri serb, Koshtunica, që mos t'i nxisë serbët në mënyrë të drejtpërdrejtë apo të tërthortë bojkotimin e zgjedhjeve.

### (14 tetor) Mbahet takimi i dytë i drejtpërdrejtë i Prishtinës dhe Beogradit në Bruksel

**Bruksel** -Në ndërtesën e Këshillit të Ministrave të BE-së, në Bruksel, është mbajtur takimi i dytë i drejtpërdrejtë i Prishtinës dhe Beogradit, me ndërmjetësimin e Treshes negociatore, të Grupit të Kontaktit. Pas takimit disa orësh, Treshja negociatore ka njoftuar nëpërmjet një komunikate se palët i kanë paraqitur qëndrimet e deritashme, por nuk kanë përmendur ndonjë progres.

### (15 tetor) BE-ja kërkon “kreativitet dhe vendosmëri” në bisedime

**Luxembourg** -Shefat e diplomacive të Bashkimit Evropian u kanë bërë thirrje Prishtinës dhe Beogradit të “bëjnë çmos që në bisedimet të gjendet zgjidhje për statusin e Kosovës”. Në konkluzat e takimit të ministrave të Jashtëm të BE-së, është kërkuar nga shqiptarët dhe pala serbe që në negociatat e mëtejme me

ndërmjetësimin e Treshes së Grupit të Kontaktit, "të angazhohen me kreativitet dhe vendosmëri".

### (16 tetor) Casey: Zgjidhja për statusin e Kosovës është pavarësia

**Uashington**-Zëdhënësi i Departamentit Amerikan të Shtetit, Tom Casey, ka ripërsëritur qëndrimin e Shteteve të Bashkuara se pavarësia është zgjidhja për statusin e Kosovës. Duke folur për bisedimet midis të dyja palëve mbi këtë çështje, Casey ka thënë se nëse deri më 10 dhjetor nuk arrihet ndonjë marrëveshje, atëherë duhet ecur përpara me pavarësinë e mbikëqyrur, ashtu siç e ka propozuar Ahtisaari.


Bashkimi Evropian

### (21 tetor) Shutovac: Serbia nuk do të ndërmarrë operacion ushtarak nëse Kosova shpall pavarësinë

**Beograd** -Ministri i Mbrojtjes i Serbisë, Dragan Shutovac, ka thënë se vendi i tij nuk do të ndërmarrë operacion ushtarak, nëse Kosova shpall pavarësinë. "Ushtria e Serbisë nuk do të marrë pjesë në aktivitetet e Kosovëa, sepse kjo do të thotë përplasje me partnerët tanë të KFOR-it", ka theksuar Shutovac.

### (22 tetor) Mbahet takimi i tretë i drejtpërdrejtë i Prishtinës dhe Beogradit në Vjenë

**Vjenë** -Në Vjenë është mbajtur takimi i tretë i drejtpërdrejtë i Prishtinës dhe Beogradit. Pas takimit, kryeministri i Kosovës Agim Çeku ka thënë se oferta e Beogradit për statusin e Kosovës është kthyer kah e kaluara, duke shtuar se "këtu bisedohet" për të ardhmen e Kosovës, Serbisë dhe rajonit më gjerë. "Mendoj se pas këtij raundi, mund të themi se procesi vazhdon", ka thënë ministri i jashtëm serb, Vuk Jeremiq, duke shtuar se ky raund bisedimesh në Vjenë, me palën shqiptare ishte i vështirë.

### (24 tetor) Jaap de Hoop Scheffer: NATO do t'i mbaj trupat në Kosovë

**Nordvijk/Holandë** – "Aleanca do t'i mbajë trupat e saj në Kosovë për çdo eventualitet", ka thënë Sekretari i përgjithshëm i NATO-s Jaap de Hoop Scheffer, në takimin e ministrave të Mbrojtjes të NATO-s në Noordwijk të Holandës. "Ne duam që KFOR-i të jetë i gatshëm për të gjitha eventualitetet", ka thënë Scheffer, duke shtuar se KFOR-i është i gatshëm t'i mbrojë si shumicën, ashtu dhe pakicën.

### (25 tetor) Gutenberg: Shumica e vendeve të BE-së do ta pranojnë pavarësinë e Kosovës


Karl Teodor Gutenberg

**Berlin**-"Shumica e vendeve të Bashkimit Evropian, në mesin e tyre edhe Gjermania, do të mund ta pranonin pavarësinë e Kosovës, nëse këtë vendim e marrin zyrtarët e Prishtinës më 10 dhjetor...", i ka deklaruar agjencisë "Reuters", zyrtari i lartë i partisë gjermane në pushtet, CSU, Karl Teodor Gutenberg.

### (26 tetor) Ischinger: Zgjidhja e mundshme, vetëm nëse palët bëjnë lëshime

**Bruksel**-Përfaqësuesi i BE-së në Treshen ndërmjetësuese, Wolfgang Ischinger, beson se është e mundur një zgjidhje me marrëveshje për problemin e Kosovës, para se Treshja, më 10 dhjetor, t'ia paraqesë Këshillit të Sigurimit përfundimet e veta. "Kjo do të jetë e mundshme vetëm nëse serbët dhe shqiptarët e Kosovës janë të gatshëm të bëjnë lëshime serioze", ka thënë Ischinger.

### (29 tetor) Nagj: Kosova është rast unik...

**Bruksel**-Bashkimi Evropian vazhdon me qëndrimin e prerë, se bazë për zgjidhjen e çështjes së Kosovës, mbesin parimet dhe korniza e Grupit të Kontaktit. "Kosova është rast unik, andaj nuk paraqet precedent për çfarëdo situate tjetër", ka deklaruar Kristina Nagj, zëdhënësja e komisionarit për zgjerim të BE-së, Oli Ren.

### (30 tetor) Kupers: SHBA-ja nuk ka plan të ri për Kosovën

**Uashington**-Departamenti amerikan i shtetit ka mohuar të ketë ndonjë plan të ri për Kosovën. Zëdhënësi i departamentit të shtetit, Kertis Kupers, ka thënë se Uashingtoni mbetet pranë qëndrimit, se pavarësia e mbikëqyrur sipas planit të Ahtisaarit është zgjidhja më e mirë për Kosovën. Reagimi ka ardhur pas pohimeve të rrjetit ballkanik të kërkimeve BIRN, se SHBA-ja po punon në hartimin e projekt-propozimit, i cili parasheh ngrirjen e statusit të Kosovës në 12 vjetët e ardhshme, ndërsa si kundërshpërblim, Kosova do të merrte ndihma financiare në shumë prej 7 miliardë dollarësh në vit.


Wolfgang Ischinger

# SLLOGANOMANIA



Osman D. GASHI

Posterë e materiale të tjera propagandistike me përmbajtje partiake, kanë mbuluar qytete dhe fshatra të Kosovës gjatë fushatës zgjedhore për zgjedhjet parlamentare dhe ato lokale.
Fushata është karakterizuar nga një marketing i shtrenjtë politik, sidomos nga disa subjekte politike, të cilat kanë paguar shuma të mëdha parash për reklama.
Lidhja Demokratike e Kosovës edhe në këto zgjedhje ka (keq)përdorur fotografitë e ish-presidentit të vetë të ndjerë, Ibrahim Rugova, për ç'gjë janë kritikuar nga LDD-ja e Nexhat Dacit, e cila pretendon se është trashëgimtare e Rugovës.
Edhe në posterët e AAK-së, ka dominuar fotografia e liderit të kësaj partie Ramush Haradinaj, që aktualisht po gjykohet në Tribunalin e Hagës.
Shpenzime më të mëdha për postera, duket se ka bërë AKR-ja e Behgjet Pacollit. Ky subjekt krahas fotografive të liderit të vet, nëpër billboarde AKR-ja ka reklamuar edhe shumë objekte që i ka ndërtuar kompania "Mabetex", pronë e Behgjet Pacollit.
E veçanta tjetër e kësaj fushate ka qenë se, nëpër postere nuk janë paraqitur vetëm shefat e partive, por edhe kandidatë të tjerë. Kjo mbase është bërë edhe me vetëfinancim të kandidatëve me xhepa pak më të thellë, të cilët duke mos u ndier të sigurt në fitore (për shkak të sistemit me lista të hapura), kanë shpenzuar para për t'u vetëreklamuar.
Jo të gjitha sloganet e përdorura nëpër postaret e partive politike, kanë arritur të përçojnë mesazhin te publiku. Disa prej tyre ishin konfuze, e disa tjera madje edhe qesharake.

Ta shohim më poshtë se me çfarë sloganesh i janë drejtuar votuesit disa nga subjektet politike që kanë garuar për zgjedhjet e 17 nëntorit. Ajo është karakterizuar nga një marketing i shtrenjtë politik, sidomos nga disa subjekte




politike, të cilat kanë paguar shuma të mëdha parash për reklama.

## LDK: "NË RRUGË TË DREJTË"

Të flasësh ose më mirë të themi të identifikohesh me rrugën e drejtë është një gjë e madhe. dhe për ta mbajtur ose për të qëndruar në këtë rrugë është shumë







vështirë.
Për "drejtësinë" e veprimeve të këtij subjekti sa ishin në pushtet në të kaluarën, që tetë vite e këndej, jemi në dijeni dhe kemi parë për çdo ditë. Të bën përshtypje sidomos fushata me ish-liderin të ndjerin Ibrahim Rugova, siç duket duan të "përfitojnë" ende nga karizma e tij.




## AAK: "DO TA BËJMË"

Në këto zgjedhje Aleanca për Ardhmërinë e Kosovës, identifikohet me sloganin "DO TA BËJMË". Kjo fjali është aq e shumëkuptimshme, sa që, gjithsecili qytetar i Kosovës do të ishte






në gjendje të komentonte ose të thoshte diçka për këtë slogan. Po të shikojmë të kaluarën se çfarë kanë bërë ky subjekt politik, shohim se ka mjaft për t'u thënë. Nuk mund të mos përmendet udhëtimin historik të një kryeministri me aeroplan special, kontrollin e "Guradia di Financa" në selinë e këtij subjekti për të parë se çfarë është duke u bërë me shpëlarjet e parave që mblidheshin për ish-kryeministrin Ramush Haradi-




naj, pastaj skandalin e përfshirjes së anëtarëve të këtij subjekti në bartje të armëve në mënyre ilegale, e të bëra tjera. Shtrohet pyetja, a thua çfarë do të bëjnë në të ardhmen?




## ORA: "BËHU ZOT SHTËPIE"!

Nëse një shtëpi nuk e ka një zot, atë shtëpi e ka marrë uji, thotë një fjalë e urtë popullore. Ne si Kosovë nuk kemi







zot shtëpie, e nuk dihet kujt e ka për qëllim Veton Surroi t'ia ofroj postin e zotit të Kosovës, ndoshta po ia rikujton vetes që duhet të bëhet zot shtëpie në




Kosovë. Ndoshta!?

## PDK: "KRENOHU ME KOSOVËN"

Partia Demokratike e Kosovës me




liderin e saj, Hashim Thaçi, të stërdashuruar në postin e kryeministrit, porositin elektoratin që të krenohen me




Kosovën, duke e identifikuar Thaçin me Kosovën...Për këto tetë vite, edhe njëra (Kosova) edhe tjetri (Thaçi), vetëm kanë vendnumëruar.

## AKR: "E PAKRAHASUESHME"

I pakrahasueshëm me liderët tjerë, për nga pasuria, Behgjet Pacolli mendon




se është i pakrahasueshëm edhe në deklarata "të mençura"! AKR-ja ka premtuar zhvillim të hovshëm ekonomik të Kosovës, duke e përdorur nëpër postere edhe sloganin "Një fillim i ri... me Behgjet Pacollin". Fillimi e ka edhe një fund!

## LDD: "Akademik Nexhat Daci dhe LDD-ja realizojnë atë që premtojnë"

Qe tetë vite jemi ngopur vetëm me




premtime. Akademiku i LDD-së sa ishte kryeparlamentar i Kosovës, pati premtuar se do të jap dorëheqje në rast të arrestimit nga Tribunali i Hagës të ish-kryeministrit Ramush Haradinaj... Dhe e pamë sa i mban premtimet!

Një sllogan tjetër interesant është përdorur nga kandidati i kësaj partie për kryetar të kryeqytetit, Shefki Gashi - "Forca Prishtina!". Për çfarë force është fjala e di vetëm Shefki Gashi. Urojmë të mos jetë 'forcë" si ajo e përdorur në kuvendin e fundit të LDK-së!

# Çfarë duhet të jetë 'lideri' i mirëfilltë!

**Në shoqëritë bashkëkohore demokratike, lideri është autoritet, i cili mund të përkrahet dhe të lavdërohet publikisht, por kjo nuk mund të jetë e domosdoshme për të. Në raste të mospërkrahjes, për të nuk ka ndonjë ndëshkim të drejtpërdrejtë…**

**Nexhat Ibrahimi**

## 1. Përkufizimi i nocionit lider

Nocioni lider (udhëheqës) ka kuptim të shumëfishtë dhe mund të interpretohet nga kënde të ndryshme.

Nga pikëpamja e teorisë politike, nocioni lider nënkupton aftësinë momentale për të vepruar nga nevoja, vendin dhe koha e caktuar. Ndërsa, nga pikëpamja e filozofisë politike, lideri nënkupton aftësinë intelektuale dhe dominimin e intelektit në zgjidhjen e çështjes së caktuar, kurse, sipas pikëpamjes islame, lideri nënkupton nënshtrimin e përhershëm para Autoritetit Suprem, i cili e kufizon fushëveprimin dhe ndikimin e fuqisë së tij.

Ekzistojnë edhe interpretime të ndryshme mbi këtë nocion, por vëllimi i shkrimit nuk lejon zgjerim më të hollësishëm.

Në kuptimin e përgjithshëm, lideri është individ i aftë dhe i talentuar, që nga një grup i caktuar merr besimin dhe zotimin për të vepruar në detyrën e dhenë. Por, ndodh shpesh që liderët të jenë tiran, despotë, perfidë etj, të cilët manipulohen duke sjellë çështjen në favor të tij, si dhe mund të kontestiminojë liderë të mirëfilltë, të cilët në fakt janë reflektim i masës popullore dhe nevojave kohore. Këto janë dy situata mjaft të rëndësishme, të cilat kanë qenë të pranishme gjatë historisë.

## 2. A ekziston lideri ideal?

Në shoqëritë bashkëkohore demokratike, lideri është autoritet, i cili mund të përkrahet dhe të lavdërohet publikisht, por kjo nuk mund të jetë e domosdoshme për të. Në raste të mospërkrahjes, për të nuk ka ndonjë ndëshkim të drejtpërdrejtë. Por, lideri nuk mund të përçmohet, të sulmohet, ofendohet ose shqetësohet publikisht, pa të dhëna të besueshme dhe valide, edhe në raste kur dyshohet diçka për të apo jemi të pakënaqur me punën e tij. Në shoqëritë demokratike, puna e lidërve është transparente, ndërsa në vendet totalitare, jeta afariste e tij është e pacenueshme dhe e mbyllur.

Figura e tyre është e gjithëpashme, madje imponuese dhe detyruese. Çdo tentim për të depërtuar në jetën e tyre apo çdo tentim për të ndërhyrë në personalitetet e tyre private, politik apo kulturor, mund të pasojë ndëshkime të rënda. Së paku ne shqiptarët dhe popujt e Ballkanit përreth, kemi përvoja të hidhura me Titon, Enverin dhe shumë liderë të tjerë.

A ekziston lloji ideal i liderit? Çfarë duhet të jetë lloji ideal i tij?

Lideri ideal sipas diskursit modern, filozofik, ka lejuar të bëhet bomba atomike!




Lideri ideal sipas diskursit modern, politik, ka urdhëruar që bomba e tillë të përdoret! Lideri ideal sipas diskursit modern, shkencor, ka zhgënjyer miliona njerëz të infektuar nga SIDA tmerruese e shkatërruese, por edhe nga sëmundje tjera infektuese!

## 3. Ku do të na çojnë liderët aktual?

Vallë, ishin këta liderë duke kryer detyrën e besuar nga populli? Vallë, do të jetë kjo masë e njerëzve e kënaqur me liderët, të cilët hapin kampe përqendrimi, të cilët lejojnë përdorimin e helmeve bio-kimike dhe shumë e shumë armë për vrasje masovike? Vallë, do të jenë po këta liderë të kënaqur dhe gjakftohtë, që do të shikojnë varfërinë ekstreme, gjenocide dhe sëmundje të shumta ngjitëse?

Ku mund të na çojnë liderët, të cilët nuk e dëshirojnë udhëheqjen e Zotit dhe këshillat e Tij, nuk përfillin provat hyjnore dhe madje bëhen arrogantë dhe shpërfillës ndaj të vërtetave absolute? E qartë – ata mund të na çojnë në ambis, atje ku shkuan edhe shumë tagutë para tyre. Shembujt janë të shumtë, për ata që dinë të mendojnë.

Në fund të fundit, kush mund të udhëheq pa ndihmën dhe dritën e Zotit Krijues, në këtë rrëmujë të pafund?

Nëse edhe ofrohet ndonjë program, ai më tepër i ngjan figurës artistike të kuaziartistit. Programe të tilla deri dje, patën edhe shtetet ateiste, kurse sot na ofrohen edhe nga shtetet dhe liderët shekullaristë. Si të ndiqet lideri, që edhe vetë nuk di kah të shkojë? Çfarë absurdi! Lideri i tillë, nuk pranon udhëheqjen hyjnore, duke sjellë shtetin në robëri tmerruese, kriminale dhe ateiste.

Por, për këtë vetëmashtrim nuk duhet fajësuar vetëm liderët. Faji qëndron edhe te ne. Është e qartë se lideri, që nuk di të pilotojë, nuk duhet t'i besohet fluturakja. Pra, pse e ndjekim njeriun e gabuar? Pse të ndiqet lideri politik, filozofik, ushtarak, shkencor, i cili nuk posedon as përgatitjen elementare fetare, morale, intelektuale e njerëzore. Sa e rrezikshme, qesharake por dhe bizare është kjo gjendje.

## 4. Gishtin në kokë!

Pra, të ecim drejt liderëve që posedojnë kulturë elemetare fetare, personalitet human, dashuri dhe solidaritet njerëzor, të cilin njerëzit do ta respektojnë, qortojnë, lavdërojnë dhe duan. Ky lider do të ishte i afërt dhe pjesë e qytetarëve që do ta duan atë.

### Të dhëna interesante për Nasradin Hoxhën

# FIGURË E VËRTETË APO PJELLË E IMAGJINATËS NJERËZORE?

**Gati si me çdo personazh tjetër popullor, edhe jeta e Nasradin Hoxhës është e mjegulluar nëpër legjendat e shumta të trashëguara. Megjithatë, kërkimet e bëra mbi jetën e tij që nga mesi i shekullit paraprak, pothuajse të gjitha janë në ujdi se ai u lind në Sivihistar, në rrethin e provincës Eskisehir në Turqinë qendrore**

V. AYHAN (THE FOUNTAIN MAGAZINE)

Nasradin (Nasr el-Din) Hoxha është njëri ndër filozofët më të njohur të humorit në historinë botërore. Anekdotat e tij, të rrëfyera mbi një hapësirë të gjerë prej Gjermanisë deri ne Japoni, përmbajnë mësime ku përmes theksimit të një të mete njerëzore apo një pike të dobët, synohet ngritja e të kuptuarit të njerëzve për të si dhe shërimi i asaj mangësie. Nasradin Hoxha njihet me emra të ndryshëm nëpër botë. Ai njihet si Artin në Armenia, si Oylen Sipikel në Gjermani, si Mac Antash në Skoci, si Xhuha në Arabi, apo me emra tjerë në vende tjera si Ero, Koso, Iter Pejo e kështu me radhë. Kjo mund të jetë për arsye se në çdo shtet ndodhej një person i ngjashëm si Hoxha, apo për shkakun se anekdotat e Hoxhës duhej të kishin një figurë të cilit mund t'i atribuoheshin.

## Një turk i urtë dhe shakatar

Gati si me çdo personazh tjetër popullor, edhe jeta e Nasradin Hoxhës është e mjegulluar nëpër legjendat e shumta të trashëguara. Megjithatë, kërkimet e bëra mbi jetën e tij që nga mesi i shekullit paraprak, pothuajse të gjitha janë në ujdi se ai u lind në Sivihistar, në rrethin e provincës Eskisehir në Turqinë qendrore. Sipas të dhënave që O. S. Gökyay jep në artikullin të cilin e shkroi për Islam Ansiklopesiski ('Një Enciklopedi e Islamit', Istanbull 1986), Fuat Köprűlű (Nasreddin Hoxha, Islanbull, 1918) shkruan se njëri nga muftitë e vonshëm të Sivrihisarit i quajtur Hasan Effendi shënon në librin e tij të pa përfunduar Maxhmu'a-i Ma'arif (Enciklopedia e Edukimit) se Nasradin Hoxha u lind në fshatin Horto afër Sivihisarit ku edhe shërben si imam për një kohë duke e pasuar të atin i cili po ashtu kishte qenë imam, për të migruar më vonë në Akşehir, në rrethinën e provincës Konya të Turqisë qendrore ku edhe e kompleton jetën e tij.

Megjithatë, ka disa pohime se Nasradin Hoxha është fryt i vonshëm i shpikjes popullore. Sipas pohimeve të tilla, ekzistonte një njeri me emrin Nasr el-Mahmud i cili merr besimin e Gayhatus, atëherë komandant i armatës Mongole në Turqi, dhe e parandalon atë nga të këqijat dhe gjakderdhja. Pasi se ky njeri ishte i mençur dhe i dashur nga njerëzit, thëniet e tij të urta bënë që populli të krijoj një Nasradin Hoxha. Mirëpo, supozimet e tilla janë hedhur poshtë nga studiues serioz. Në mes tyre, Haqqi Konyali, i cili shkroi një vepër voluminoze rreth Nasradin Hoxhës dhe Akşehirit të titulluar Nasreddin Hoca'nın Şehri Akşehir: Tarihî, Turistik Kılavuz ('Udhëzues historik dhe turistik për në Aksehir, Qytetin e Nasradin Hoxhës'), Istanbull 1945, shkruan se atëherë ishin katër Nasr el-Dina të cilit jetuan në të njëjtën kohë dhe që bënë punë të njëjtë si Nasradin Mahmudi, andaj të njëjtat pretendime mund të bëhen për të gjithë ata. Por, Nasradin Hoxha mund të jetë asnjëri nga ta. Ky është ai që me të vërtetë jetoi në Akşehir.

Në artikullin e tij 'A propos de quelques tentatives d'identification de Nasreddin Hodja' (Internationaler Kongress der Volkszerzählungsfarcher, Kiev and Kopenhagen, 1959), Perter Naili Boratav shkruan se në disa gjenealogji përpiluar kohëve të fundit, Khidr Çelebiu, kadiu i famshëm i Istanbollit gjatë kohës së Mehmetit II dhe babai i Sinan Pashës, autorit të Tedarru'name (Një Lutje Zotit), është shënuar të ketë qenë nga Sivrihisari dhe pasardhës i familjes së Nasradin Hoxhës. Boratav gjithashtu shënon se në një dorëshkrim që e kishte gjetur në Bibliothèque Nationale në Paris, disa nga anekdotat atribuuar Nasradin Hoxhës i janë mveshur po ashtu edhe popullit të Sivihisarit dhe një njeriu të quajtur Khadji.

Disa studiues Perëndimor si H. Ethè, M. Hartmann, A. Wesselski pretendojnë se anekdotat atribuuar Nasradin Hoxhës janë anekdota anonime të treguara pothuajse në çdo pjesë të botës, andaj Nasradin



Hoxha na del një shpikje. Ca të tjerë si R. Basset dhe Christensen janë të opinionit se anekdotat atribuuar Nasradin Hoxhës janë përshtatje e thënieve të mençura dhe anekdotave që i takojnë Xhuhës, i cili jetoi në Irak në shekullin e 10-të ku edhe u bë mjaftë i famshëm. Mirëpo, pohime të tilla rrjedhin nga një gjeneralisim i mangët. Duke qenë se njerëzit e urtë dhe të mençur si Nasradin Hoxha mund të kenë jetuar pothuaj në çdo vend, anekdotat e Nasradin Hoxhës mund të jenë transmetuar nëpër vende tjera përmes rrugëve të ndryshme të komunikimit. Padyshim se një njeri i quajtur Nasradin Hoxha, shumë perspektiv dhe i mençur, i aftë t'i dalloj pikat e dobëta dhe mangësitë në karakterin njerëzor, i cili u mundua t'i shëroj ato përmes humorit dhe zgjuarsisë, vërtetë ka ekzistuar!

Varri i Nasradin Hoxhës ndodhet në Akşehir. Ismail Haqqi Konyali shënon se personalisht ka parë një mbishkrim në njërën nga gjashtë shtyllat që mbajnë kuben e brendshme. Sipas atij mbishkrimi njëri nga ushtarët e Bajzitit I, sunduesit Osmanli, i cili vdiq më 1403, i quajtur Mehmet, vizitoi atë varr më 1393. Kurse në një regjistër të vakëfeve dhe tokave shtetërore, të përgatitur me urdhër të Gedik Ahmet Pashës, i cili në emër të Osmanlinjve pushtoi Akşehirin më 1476, është shënuar edhe varri i Nasradin Hoxhës dhe një medrese dhuruar nga ai në shërbim të popullit.

### Të dhënat historike dhe anekdotat

Shumica e hulumtimeve të bëra mbi Nasradin Hoxhën, janë të pajtimit se ai ka jetuar në shekullin e trembëdhjetë. Në epitafin e gdhendur mbi gurin e varrit të Fitimes, bijës së Hoxhës që ndodhet në Sivihisar, shkruan se Fitimja ka vdekur më 1327. Lamii (vdiq më 1533) shkruan në Lata'ifin e tij se Nasradin Hoxha ishte bashkëkohës i Shayyad Hamzës, një poet i popullit i cili jetoi në shekullin e 13-të. Ismail Haqqi Konyali shënon se Hoxha ishte bashkëkohës i Pir Abit dhe Khadja Jihanit, i cili bashkë me ta ka mësuar tek Khadaja Fakih, që vdiq më 1221. Sipas këtyre dhe shënimeve tjera të ngjashme, na del se Nasradin Hoxha jetoi në shekullin e 13-të...

Është e pa mundur të pranohet se të gjitha anekdotat që i janë atribuuar Hoxhës i përkasin atij. Është fakt se fama zakonisht përvetëson edhe atë që nuk i takon. Kjo do të thotë se ka tendenca të zakonshme t'i atribuohet një individi të famshëm edhe diçka çka në të vërtet nuk i përket atij. Për këtë arsye, një përqindje e konsiderueshme e anekdotave që i janë atribuuar Hoxhës nuk mund t'i takojnë atij. Për shembull, në mesin e anekdotave të tilla janë edhe ato që thuhet të kenë ndodhur mes Hoxhës dhe Amir Timurit, i cili më 1402 mposhti sunduesin Osmanli, Bajazitin I dhe invadoi Turqinë. Por, është e pa mundur që Hoxha ta ketë takuar Timurin. Me kohë, imagjinata e popullit i ka atribuuar Hoxhës mjaft anekdota, të cilat i përngjanin atyre të Hoxhës vetë.

Anekdotat atribuuar Hoxhës janë paraqitur në formë të shkruar që nga shekulli 16-të e këtej. Megjithatë, librat e para për tu hartuar rreth Hoxhës dhe anekdotave të tij filluan të publikohen në çerekun e dytë të shekullit të kaluar. Përkthimet e para në gjuhët evropiane u duken gati një çerek shekulli pas publikimit në Turqi. Në mesin e më të famshmëve, që ia vlen të përmenden janë, "La Litèrature Populaire Turque nga Edmond Saussay" (Paris, 1936) dhe "Nassredin Hoca et ses histories Turques nga Jean-Paul Garnier" (Paris 1959).

*Përktheu Jeton Mehmeti*



**Hoxha mbi gomar!**

Njëherë Hoxha ishte ulur mbi gomar por i kthyer mbrapa. Ata që e panë qeshnin dhe thërrisnin:
-Shih Hoxhën, është ulur mbrapsht mbi gomar!
Hoxha buzëqeshte dhe pëshpëriste:
-Lavdi i qoftë Zotit! Të gjithë thonë Hoxha është ulur mbrapsht mbi gomar. Asnjëri nuk erdhi të thotë gomari po qëndron mbrapsht nën Hoxhën!

**Shyqyr që nuk ishte bostan!**

Njëherë Hoxha ishte ulur nën një lis të madh të arrës në një fushë bostani. Ai thotë me habi:
-O Zot, Ti nuk pyetesh për mençurinë Tënde, por unë po habitëm pse krijon në një lis kaq të madh aq arra të vogla përderisa Ti bën që një bime zvarritëse të prodhoj bostan kaq të mëdhenj!
Pa e përfunduar fjalën akoma kur një kokërr arre i bjer mbi kokë. Hoxha vërejti nën dhimbje:
-O Zot, vazhdo të veprosh çfarëdo që dëshiron! Çka do kishte ndodhur sikur të kish qenë bostan ai që më ra në kokë?

**Nuk është punë për ty!**

Një ditë një njeri i afrohet Hoxhës në rrugë.
-Hoxhë, paqja qoftë mbi ju!
-Edhe mbi ty qoftë paqja dhe mëshira e Zotit!
-Hoxhë, vetëm para ca sekondash një njeri me një tepsi me bakllava kaloi këtu pari!
-Nuk është punë për mua!
-Por Hoxhë, ai njeri qe nisur drejt shtëpisë tënde!
-Atëherë nuk është punë për ty!

Histori Islame (12)

# Ekspeditat e myslimanëve

## (Marrëveshja e Hudejbijes)

**Marrëveshja e bërë në shikim të parë dukej humbje, ose përulje për myslimanët, por Muhammedi s.a.v.s, nuk e shikonte ashtu. Derisa po bëhej marrëveshja, njëri nga pala kurejshite shprehu dëshirën t'iu bashkëngjitej myslimanëve, por Suhejli kërkoi të zbatohet marrëveshja dhe ashtu vepruan.**



Muhamed Jusufi – KAJOLLI

### Beteja kundër Benu Kurejdhave

Gjatë rrethimit të Medinës, vuajtjet e besimtarëve mysliman janë të papërshkueshme, mbase nuk mund të krahasohen me vitet e embargos në Mekë, por, për një komunitet më të madh mund të themi se, janë përballur me trauma të mëdha. Pasi ushtria myslimane përfundimisht u sigurua se forcat aleate po ktheheshin, dhe pasi e ndien veten fitimtar të asaj katrahurës, ushtarët u urdhëruan nga Muhammedi s.a.v.s. të ktheheshin nëpër shtëpitë e tyre, por pas një kohe relativisht të shkurtër, shumë të shkurtër, bëhet fjalë për një orë ose edhe më pak, Muhammedi s.a.v.s. i tha Bilalit, që t'i thërret besimtarët për të marshuar sërish drejt lagjes së Benu Kurejdhave.
Muhammedi s.a.v.s. për disa ditë e rrethoi këtë lagje, ndërsa prej tyre kërkoi që të dorëzoheshin. Pas disa tentativave për t'u dorëzuar, myslimanët vendosën të futen me forcë në fortifikatat e tyre. Mos dorëzimi i tyre, si duket ishte rezultat i informacionit që ata dispononin. Ata kishin të dhëna të sakta, se ushtria myslimane është e lodhur. Nga të ftohtit e madh, kjo ushtri jo vetëm që ishte e lodhur, por edhe e uritur. Edhe pse kishin këto vështirësi, myslimanët i mbante morali i lartë, derisa u mërzitën dhe i sulmuan.
Rezistenca e Benu Kurejdhave ishte e vogël, kështu që burrat dhe një numër i grave që kishin bërë rezistencë, u likuiduan, fëmijët u robëruan, ndërsa pasuria e tyre u nda sipas ligjit islam.

### Ekspeditat e myslimanëve

Siç është e ditur, myslimanët po formonin një shoqëri të re, e cila shoqëri po kalonte nga sistemi fisnor, në atë global. Shpesh herë janë të pa kuptueshme veprimet e palëve ndërluftuese, por secili veprim që ka ndodhur gjatë kësaj periudhe kohore, duhet të analizohet thellë, sepse sa i përket informimit, kemi të bëjmë më distanca të largëta.
Rrethimi Medinës ose Lufta e Ahzabit kishte ndodhur në vitin e pestë. Prandaj, me përfundimin e kësaj beteje, mund të themi se myslimanëve ju mbarojnë kërcënimet e pareshtura, për likuidimin e tyre nga mosbesimtarët e gadishullit arabik. Kërcënimet e fiseve arabe, nuk do t'iu ndalen rreziqet, tani e tutje do të kërcënohen nga perandoritë dhe shtetet më të fuqishme të botës. Për t'iu përballuar kërcënimeve të reja, Muhammedi s.a.v.s. kërkoi nga besimtarët që të pastronin të gjitha mbeturinat e fiseve më të vogla, që konsideroheshin akoma të rrezikshëm për myslimanë. Kështu vepruan kundër Selam b. Ebi Hakkit, mbi të cilit bënë atentat, ndërsa ekspeditat u ndërmorën kundër fiseve Benu Lahjan, Benu Esedëve, Benu Thealebëve, në Vadi Kurra e shumë të tjera.

### Beteja ose shpifja e Beni Mustalak, el Mersije

Siç duket, kjo betejë nuk do të kishte vlerë të madhe, sa betejat e ekspeditave më të vogla të Muhammedit s.a.v.s. ose shokëve të tij. Kjo betejë ka përfunduar shpejtë dhe pa vështirësi të mëdha, por,ajo që e bën të njohur në historinë islame, është një ngjarje e cila është theksuar edhe në Kur'an! Pasi përfundoi beteja në Mustalak, ushtria myslimane po kthehej për në Medinë. Muhammedi s.a.v.s. e kishte zakon që për çdo udhëtim të merrte njërën prej grave të tij. Në këtë ekspeditë, shorti i kishte ra Aishes r.a, e cila për fat të keq u akuzua nga hipokritët, se kinsi paska tradhtuar burrin e saj, në një nga vendpushimet e ushtrisë myslimane. Pa dyshim se kjo ishte një shpifje e llojit të hipokritëve, por sidoqoftë, preku të gjithë myslimanët. Edhe pse shumica dërmuese e myslimanëve nuk besonin në ngjarjen e trilluar, ata seriozisht u morën me evitimin e këtyre thashethënieve. U thanë shumë ide, se si të vepronin kundër intrigave dhe hipokritëve. Rasti u përmbyll vetëm atëherë kur All-llahu xh.sh, e shfajësoi Aishen nga qielli, dhe akuzuesit u dënuan sipas ligjit islam.

### Armëpushimi me Kurejshitët

Prej ngjarjeve më të rëndësishme që konsiderohen në historinë islame, ose në biografinë e Pejgamberit s.a.v.s, të vitit të gjashtë të hixhretit, është edhe vendimi tij për të bërë urren (vizita e Qabes, jo në



kohën e Haxhit). Ftesës së tij për të bërë këtë vizitë, iu përgjigjën rreth 1400 vullnetarë. Vizitat me karakter fetarë, ishin të njohura ndër arabët, dhe secili e dinte se me vete nuk duhej të merrte armët, me përjashtim të shpatave në bel. Sipas zakoneve, shpatat në këllëf nuk konsideroheshin mjete për të luftuar, por, për ato ishin mjete për t'u mbrojtur ose tejkaluar vështirësitë e udhëtimeve.

Kur myslimanët iu afruan Mekës, ju erdhi lajmi se nuk duhet të vazhdojnë rrugëtimin më tutje. Muhammedi s.a.v.s, dërgoi Uthmanin (Osmanin), që të konstatojë këtë gjendje. Fatkeqësisht u përhap lajmi se pala mekkase, e kapi peng të deleguarin e myslimanëve. Me të dëgjuar lajmin, myslimanët iu betuan Muhammedit s.a.v.s, se do të luftojnë deri në njeriun e fundit. Ky besatim ose besëlidhje është e njohur si Bejatu-Ridvan.

Ky vendim i myslimanëve u përcoll në Mekë, ndërsa mekasit, menjëherë dërguan një delegacion tek Pejgamberi All-llahut. Delegacioni i parë nuk arriti të merret kuptohet me Muhammedin s.a.v.s, sepse ata kërkuan me arrogancë, që myslimanët të kthehen nga kanë ardhur. Prandaj, mekkasit e dërguan njeriun tjetër, të quajtur Suhejl b.Amër, për t'u konsultuar sërish me palën myslimane. Më të filluar fjalimin e tij, ai kërkoi falje për sjelljet jo diplomatike të delegacionit të parë, duke i quajtur matufë, ndërsa për Uthmanin i tha Muhammedit se ai nuk ishte zënë rob, dhe qëllimi mekkasve nuk është lufta. Sjellja e Suhejlit bëri që "pengjet" të ndërrohen.

Pas këtij ndërrimi, u bë një marrëveshje midis Muhammedit s.a.v.s. dhe Suhejlit: të mos luftohet midis dy palëve për dhjetë vjet, ndërsa njerëzit e të dy palëve të lëvizin lirshëm dhe pa pengesa.

Secili mekkas, që pranon të bëhet mysliman, gjatë periudhës së Muhammedi s.a.v.s, duhet t'ua kthejë atyre.

Secili mysliman, i cili rikthehet në besimin e parë të tyre, pala mekkase nuk është e detyruar t'ua kthejë atyre.

Secili fis i gadishullit që sheh të arsyeshme të deklarohet, se mbështetë njërën palë dhe konsideron se është aleate, gëzon këtë liri të plotë. Ndërsa palët kontraktuese, detyrohen që aleatëve të tyre t'ua bëjnë me dije këtë marrëveshje.

Këtë vit, pala myslimane do të kthehet pa bërë urren, ndërsa vitin tjetër mund ta bëjnë 'umren' pa armë (me përjashtim të shpatave në këllëf). Qëndrimi në Mekë do të jetë vetëm tri ditë, gjithmonë pasi të kenë dalë nga Qabeja kurejshitët.

Myslimanët me të përfunduar marrëveshjen, e ndien veten shumë të mërzitur. Kjo mërzi u vërejt menjëherë, sepse Muhammedi s.a.v.s. kërkoi nga të pranishmit të therin nga një kurban, dhe t'i qethin flokët për mos realizimin e umres. Për një moment askush nuk e dëgjoi, por Taberiu na tregon se në këtë rast, gruaja e Muhammedit, Ummu Selemja e këshilloi burrin e saj, që të fillojë vetë me therjen dhe qethjen e flokëve, pa kërkuar nga askush. Kur të pranishmit e panë veprimin e Muhammdit, filluan të therin kurbanet e tyre, dhe t'i kërkojnë falje për mosdëgjueshmëri.

Marrëveshja e bërë dukej humbje, ose përulje për myslimanët, por Muhammedi s.a.v.s. nuk e shikonte ashtu. Derisa po bëhej marrëveshja, njëri nga pala kurejshite shprehu dëshirën t'iu bashkëngjitej myslimanëve, por Suhejli kërkoi të zbatohet marrëveshja dhe ashtu vepruan. Që në fillim u vërejtën frytet e marrëveshjes.

Se sa myslimanët ishin të pikëlluar, flet vetë debati midis Muhammedit s.a.v.s. dhe Omerit r.a.

## Daveti islam

Me marrëveshjen e Hudejbijes (armëpushimit), myslimanët filluan ta kuptojnë se sa të ngarkuar paskan qenë. Tani ata, sikur ishin lehtësuar dhe ndiheshin plotësisht të çliruar. Për të shtruar ndikimin e tyre, daveti ishte ndër mënyrat më të mundshme dhe njëkohësisht më e lirë për myslimanët.



Me kalimin e kohës, shumë nga pala kurejshite filloi të migrojë nga Mekka për në Medinë, por sipas marrëveshjes secili emigrant kthehej në Mekë. Neni mbi kthimin e mekkasve nga Medina u anulua me vetë dëshirën e kurejshitëve, sepse emigrantët filluan të mos emigrojnë në Medinë, por gjetiu. Meqenëse emigrantët e rinj ishin të rrezikshëm, për karvanët e mekkasve, ata e lutën Muhammedin s.a.v.s, që t'i mbante nën kontroll të gjithë emigrantët, dhe kështu neni i kthimit u anulua.

Në këtë periudhë kohore, nga personat e njohur që pranuan fenë islame, ishin: Halid bin Velid dhe Amër bin As. Nuk është e qartë, kur e pranuan islamin këta dy persona. Sipas shumicës së historianëve, do të duhej t'ishte fundi i vitit të gjashtë pas hixhretit ose fillimi i vitit të shtatë. S'do mend se personat me ndikim, e nuhasin situatën dhe janë më larg pamës, sesa të tjerët. Islami tyre u shfaq pasi u vërejt se gadishulli arabik do të zotërohej tërësisht nga myslimanët. Sidoqoftë, Halid bin Velidi ua bëri me dije mekkasve se Muhammedi s.a.v.s nuk paska qenë magjistar, falltar e as injorant, por e vërteta qëndron me të dhe me ata që e ndjekin rrugën e tij, sepse me vete ka shpalljen hyjnore. Opinionit të gjerë mysliman, i është i njohur debati që është zhvilluar midis Halid bin Velidit dhe Ikrime ibn Ebi Xhehl. Pas përfundimit të këtij debati, Halidi shkoi tek Qabeja të bëjë tavafin e largimit nga qyteti, dhe aty takoi Amër bin As-in, i cili po ashtu ia kishte mësy Medinës.

## Qëndrimi çifutëve ndaj myslimanëve

Siç kemi theksuar në fillim, arabët organizimin e tyre jetësor e kishin bazuar mbi principet fisnore (shumica e tyre ishin nomadë). Ata bridhnin nga një vend në tjetrin, por, gjithnjë brenda gadishullit. Pjesëtarët tjerë, sikur çifutët dhe të krishterët ishin shumë të respektuar në gadishull, për shkak të vlerave të tyre morale, dhe njohurive të përgjithshme mbi njeriun dhe universin. Në këtë kohë, Gadishulli arabik ishte përfshirë nga shumë misionarë çifutë dhe të krishterë.

Si çifutët, ashtu edhe të krishterët ishin në pritje të pejgamberit të fundit, sepse në bisedimet e tyre ose ligjërimet me arabët, ju tregonin se ata ishin në pritje të pejgamberit të fundit. Askujt nuk i shkonte ndërmend, se pejgamberi tyre do të ishte arab. Sipas shenjave që disponin, çifutët nuk besonin se Pejgamberi ishte pranë tyre, edhe pse ata dëgjonin çdo ditë shpalljen hyjnore. Të ndikuar thellë nga mësimet e tyre, çifutëve nuk ju shkonte ndërmend, se pikërisht Muhammedi ishte edhe i dërguari tyre. Pas një durimi të gjatë, dhe pasi vërejtën fitoret dhe rezistencën e Muhammedit, ata vetëm kësaj here filluan të besojnë se feja e tyre, vërtetë, është e rrezikuar nga myslimanët. Në veçanti kjo iu bë e qartë, atëherë kur myslimanët e morën nën sundim Hajberin. Çdo gjë dukej e qartë, se Muhammedi është i dërguari i Zotit, tani ata filluan ta kuptojnë strategjinë e marrëveshjes së Medinës, e njohur si 'Karta e Medinës'. Tani atyre, po iu qartësohet vizioni islam, po kuptonin se islami ka pretendime globale dhe kështu rrezikon komunitetin çifut dhe atë krishterë në botë. Prandaj, ata filluan t'i dërgonin shqetësimet e tyre nëpër qendrat e mëdha botërore.

Viti i shtatë ndër myslimanët njihet edhe si vit i davetit, vit që shënon përhapjen e fesë në mbarë gadishullin arabik dhe më gjerë, vit që Muhammedi s.a.v.s. ua dërgoi letrat kredenciale mbretërve më të mëdhenj të kohës.

Gjatë këtij viti kemi edhe disa beteja, për të cilat do të flasim në numrin e ardhshëm.

# PARCELIZIMI I LETËRSISË SONË

## LETËRSI KOSOVARE, LETËRSI SHQIPTARE NË KOSOVË, APO LETËRSI SHQIPTARE?

**Është gabim fatal ta parcelizojmë letërsinë tonë që e shkruan e njëjta dorë dhe e flet e njëjta gjuhë. Gabime të tilla nuk duhet të bëjmë për hatër të situatës në të cilën ndodhemi**

**Besim R. CENGU**

Në TVSH një punonjës i Ministrisë së Kulturës, informonte opinionin publik për veprimtaritë kulturore në Tiranë, në kuadrin e muajit (tetor 2007) "për afrimin e letërsisë shqiptare me atë kosovare" (!), siç u shpreh ai. Kjo intervistë në TVSH e këtij punonjësi kulture më bëri të evokoj vizitën e para pak kohësh tek kompleksi i varrezave të dëshmorëve në Prekaz. Pas homazheve te varri i legjendarit Adem Jashari, "provokova" rastësisht një grup nxënësish, të cilët edhe ishin të pranishëm si edhe ne në përvjetorin e rënies së heroit dhe shumë pjesëtarëve të familjes së tij. U drejtohem duke i pyetur: A jeni shqiptarë? – Jooo, nuk jemi shqiptarë, - mu përgjigjën njëzëri fëmijët. – Po çfarë jeni, pra? – Kosovarë, - më thanë.

Se si e ndjeva veten! Sa punë do të na duhet ne shqiptarëve të korrigjojmë veten, thashë. Akademia jonë, shteti, sistemi arsimor, institucioni i familjes shqiptare, politika, mbarë opinioni shqiptar, është para sfidës së madhe historike; unifikimit kombëtar, konsolidimit të identitetit, ndërtimit të konstitucionit tonë shpirtëror e krijimit të vetëdijes kolektive kombëtare.

### Koncepti i "Identiteti të ri" si kundërrjedhë evropiane

Pas vitit 1999, kur në Kosovë po përvijoheshin konturet e një jetë e re, përkundër asaj që pritej (nisja e një jete të re plot entuziazëm, dinamizëm e dritë përtëritëse shpirtërore), filloi të flitej për një identitet të ri, realisht e konkretisht të paqenë; identiteti kosovar. Ky identitet i ri (as që mund të imagjinohet ky koncept te serbët), që përfaqësohet sot nga pak vetë (më kryesori Migjen Kelmendi) do të ketë fytyrën e vet, kulturën e vet, gjuhën e vet, letërsinë e vet, historinë e vet, mentalitetin e psikologjinë e vet, e, më në fund, shpirtin e vet (sipas ithtarëve të kësaj ideje absurde, për mua, kryekëput antikombëtare)! Kjo përpjekje apo orvatje, jo vetëm se është non sens historik, por edhe kundërshti e hapur e konceptimit të rendit të ri botëror që ka nisë të përvijohet me luftën e Kosovës në vitin 1999, e po kristalizohet qartë e më qartë nga dita në ditë në shekullin e ri në të cilin sapo kemi vënë këmbën. Rendi i ri botëror, që ka për filozofi globalizimin, synon integrimin e popujve në një sistem tjetër jetë të re, ndryshe nga shekulli i përgjakshëm, i cili përkonfrimta polli dy luftëra të botshme, pa llogaritur likte të tjera të pambarimta me një epilog tragjik (mbi 130 milion njerëz të vrarë, nga këto rreth 80 % popullsi civile). Rrjedhimisht Evropa ku ne jetojmë po punon për integrim, dmth, jo për krijimin e identiteteve të reja, por për krijimin e një kushtetute të përbashkët për familjen evropiane. Kjo familje, që quhet Evropë e Bashkuar ose Shtetet e Bashkuara të Evropës (SHBE) kurrsesi nuk mund të pranojë në gjirin e saj "shpirtra të ndarë".



Prandaj ne shqiptarët në Evropën e Bashkuar, nuk mund të shkojmë të ndarë në identitete të veçanta (shqiptar e kosovarë), identitete fallco krejt të paqena, që vetëm se mjegullojnë historinë, kulturën e qenien tonë. Ka një kusht dhe vetëm një për të qenë pjesë e kësaj familje, e ai është integrimi i vetë shqiptarëve. Pa integrim të vetë shqiptarëve, nuk mund të ketë integrim të shqiptarëve në Evropë. Sot ndodhemi para provës historike.

Përpos shumë faktorëve me rëndësi fondamentale është edhe prodhimi shpirtëror i popullit tonë, në kontekst i letërsisë. Identitetit të ri kulturor, i ndihmojnë çdo ditë edhe disa përmes koncepteve të shprehura publikisht dhe institucionalisht si në rastin e punonjësit të Ministrisë së Kulturës në Tiranë, i cili ballas identifikon dy identitete edhe në kulturë (kulturë kosovare e shqiptare).

### Kufijtë letrarë

Në fakt kufijtë letrarë përcaktohen nga gjuha në të cilën shkruhet letërsia. Pastaj nga tradita e përbashkët e krijuar për një kohë të gjatë, jo kur ka nisë letërsia shqipe, por kur ka frymuar ky popull në këtë vend, atëherë kur ka krijuar shtratin e tij kulturor. Asnjëherë dhe në asnjë rast nuk mund të përcaktohen kufij në një letërsi për shkak të ndarjeve administrative që në fakt krijojnë dy realitete, por kurrsesi dy letërsi. Studiuesi i letërsisë shqipe Robert Elsie e ve re këtë fakt në qershorin e vitit 1993 botuar në "Rilindja" me rastin e javës të kulturës kosovare në Tiranë ku ndër të tjera shprehet: "…shqiptarët kudo në Ballkan flasin gjuhën e tyre të përbashkët dhe, si rezultat, kanë kulturën e përbashkët, ndryshimet krahinore të së cilës veçse e begatojnë atë". Ai në shkrimin e tij shtron tezën "e një letërsie me dy realitete." (Rilindja, Tiranë, 01.07.1993).

Shpirti i një populli dhe produkti i tij, në

asnjë rast nuk përfill kufijtë administrative. Edhe pse të ndarë në mes krijuesit shqiptarë janë pjesë e të njëjtit konstrukt shpirtëror. Kjo është kryesore. Naimi, Fishta, Noli, Migjeni, pastaj Kadare, Agolli, Arapi, Spahiu kanë fluturuar pa pengesë e kanë depërtuar në ndërgjegjen e shqiptarëve mbetur padrejtësisht nën Jugosllavi, po ashtu edhe Mekuli, Mehmeti, Qosja, Vinca, Podrimja etj., depërtuan në Shqipërinë administrative. Kadare e Agolli, kur e kur kishin depërtuar edhe në burg te Adem Demaçi e Hydajet Hyseni, ashtu sikurse "Gjarpërinjtë e Gjakut" i Adem Demaçit, apo "Vdekja më vjen prej syve të tillë" i Rexhep Qoses në Shqipëri. Vërtet janë dy realitete, por vetëm një shpirt, se shkruhet e flitet e njëjta gjuhë dhe ekzistojnë në ndërgjegjen tonë kolektive të njëjtit mite.

Sot jo vetëm se gjithë prodhimi artistik në Shqipëri e Kosovë, është një, por një është edhe i prodhimit artistik shqip kudo ndodhen shqiptarët. Mjerisht ende në tekstet e letërsive në shkolla nuk ka orientim të drejtë e përfshirje të plotë. Marrja parasysh e prodhimit letrar vetëm në Shqipëri e Kosovë është cungim.

## Kufijtë psikologjikë

Kemi të bëjmë me një gjykim pak më specifik. Për shkak të natyrës së sistemeve brenda një populli të ndarë, jo se krijohen psikologji të ndryshme, por në një mënyrë a tjetër, ndodh një farë deformimi i së njëjtës psikologji, që mbetet prezente si rudiment për një kohë të gjatë edhe pas ndryshimit të statusit social, politik e kulturor. Sot shqiptarët edhe pse ka qe dhjetë vjet që gjenden në një situatë të lirë, ende nuk kanë arritur të sheshojnë dallimet apo diferencat psikologjike. "Po shkoj në Shqipëri", - thotë prizrenasi apo pejani, por edhe tiranasi shprehet jo drejt, kur është fjala të shkojë në Kosovë. Edhe sot e gjithë ditën, shumë vetë kujtojnë se kalimi përmes atij kufirit të dhunshëm, është njëherit edhe kalim në një shtet tjetër, në një botë tjetërlloj.

Këto koncepte mjerisht sot sundojnë edhe në art. Ka një gjykim pak të ndryshëm në kontekst për letërsinë në Prishtinë me atë në Tiranë. Fatkeqësisht ende edhe sot ka dallime mes autorëve në tekstet e letërsive që mësohen në shkolla. Ende është i pranishëm togfjalëshi "letërsi kosovare", "poet kosovar" apo "autor nga Kosova". Kjo është shprehje autentike e atyre gjurmëve që ka lënë ndarja e gjatë nga njëra anë, dhe nga ana tjetër, trysnia sistematike nga Serbia në të gjitha drejtimet, dhe jo vetëm përmes pushtimit, por edhe nën trysninë e kulturës së një tradite tjetër, imponimin e orientuar nëpërmjet shkollës dhe institucioneve të ndryshme ngritur për këtë qëllim. Shkurt ngritja e një sistemi të tërë për të deformuar gjithçka, kulturën, prodhimet artistike të popullit shqiptar, psikologjinë e traditën kombëtare. S'do mend se edhe në letërsi ka pasur ndërfutje të koncepteve, teknikave e praktikave letrare të ndryshme me qëllimin e vetëm për të shpërfytyruar kulturën, psikologjinë e traditën origjinale shqiptare. Kjo edhe në fusha tjera të artit si muzikë, pikturë etj. Të gjithë këta faktorë, sigurisht kanë ndikuar, por nuk kanë mundur kurrsesi të asimilojnë popullin, gjuhën shqipe e kulturën e tij. Mirëpo kufinjtë psikologjikë, duke qenë se janë krijuar në historinë tonë të përgjaktë të pushtimeve të dhunshme, sigurisht që do kohë të sheshohen. E kjo bëhet duke punuar pareshtur për të ruajtur e konsoliduar identitetin tonë, duke u integruar si komb, e jo duke krijuar identitet të ri.



## Popull me të njëjtit mite

Populli shqiptar ka mitet e veta që i ka ruajtur të gjalla në ndërgjegjen e vet dhe që krenohet me to. Këta mite nuk i ka ndarë asnjëherë brenda vetvetes. Kjo është edhe një meritë jetësore e historike kolektive. Skënderbeu apo Nëna Terezë janë mit i përbashkët i gjithë shqiptarëve. Po ashtu edhe Naimi, Fishta, Çabej, Kadare e Qose, Agolli e Podrimja. Odise Paskali, A.Buza, Vaçe Zela, Pagarusha, i kemi të përbashkët. Mitrovicasi, sarandioti, pershevasi, shkodrani, ulqinaku, tetovari, krenohet me to. "Bagëtia e bujqësia" recitohet me të njëjtin emocion si në Tiranë ashtu edhe në Prishtinë, ashtu sikurse recitohet poezia e Din Mehmetit në Tiranë ashtu sikurse në Prishtinë. Ndryshe prej nesh edhe pse në disa shtete ballkanike flitet e njëjta gjuhë, mitet i kanë të ndryshëm. Nëse një popull sllav në Ballkan ka mit të vetin Ivo Andriqin, tjetri ka Danilo Kishin. Nëse në Ballkan ka disa popuj sllav, të cilët dikur ishin një, përkundër kësaj dukurie historike në familjen tonë ka vetëm një popull.

## Letërsi kosovare, letërsi shqipe në Kosovë apo letërsi shqipe?

Është gabim fatal ta parcelizojmë letërsinë tonë që e shkruan e njëjta dorë dhe e flet e njëjta gjuhë. Gabime të tilla nuk duhet të bëjmë për hatër të situatës në të cilën ndodhemi. Është i gabueshëm edhe cilësimi i letërsisë si letërsi e burgut apo letërsi disidente. Letërsia është vetëm një dhe e pandarë. Ajo duhet të mësohet në shkollat tona, por edhe duhet të studiohet, si një e tërë.

Përfundimisht nuk ka letërsi kosovare. Nuk ka letërsi shqiptare në Kosovë. Ka vetëm: LETËRSI SHQIPTARE.

Fragment studimi

# Konotimi i tekstit poetik

**Rikthimi i botës reale në strukturën e tekstit, padyshim shoqërohet me fugurshmërinë. Figura është ajo e cila, ndërton dhe rindërton idetë e tekstit. Kjo lidhje e figurës tani në shkrimin fiksional, dëshmon ritheksimin e botës reale, e cila konotohet në diskursin e tekstit. Thjeshtë, shënjohet jeta ndërmjet shkrimit fiksional dhe reales së ekzistuar subjektive.**



**Flamur MALOKU**

### Kërkimi i diskurseve shkrimore

Kërkimi dhe analizimi i tekstit letrarë perceptohet, duke i definuar statuset e diskurseve shkrimore. Diskurset tekstore në shtresën e tekstit poetikë, dalin nga analiza që i bëhet vet tekstit, prandaj, definimi i diskurseve shkrimore, si temë i ndihmon para së gjithash kritikut, për t'i parë temat dhe llojet e temave, strukturat dhe nënstrukturat që janë të shtresuar në diskursin e tekstit. Shtresimi i diskurseve krijon hapësirë për një interpretim, për një analizim, duke bërë kështu të mundur edhe kërkimin, po edhe definimin e vetë tekstit poetik. Sa i përket kërkimit, që në këtë rast lidhet me tekstin poetik,''Fusha e lotëve''të autores Qerimane Polisit, mund të bëhet duke kërkuar shenja dhe meta- shenja në strukturën e tekstit letrarë. Kërkimi lidhet me një njohje teorike, njëkohësisht edhe praktike, gjatë analizimit dhe definimit, edhe pse teksti është botë polisemike-kuptimsore. Mirëpo, bota fiksionale, e cila është artikuluar në tekst, që tani shprehet me një filozofi gnoseologjike, aksiologjike, estetike, arrin që përmes tyre të shënjon, idetë dhe kuptimësitë e njohjes mbi gjërat, të cilat rikthehen në funksion të shkrimit, në botën e vet tekstit –autorial. Rikthimi i botës reale në strukturën e tekstit, padyshim shoqërohet me figurshmërinë, figura është ajo e cila, ndërton dhe rindërton idetë e tekstit. Kjo lidhje e figurës në shkrimin fiksional, dëshmon ritheksimin e botës reale, e cila tani konotohet në diskursin e tekstit. Thjeshtë, shënjohet jeta ndërmjet shkrimit fiksional dhe reales së ekzistuar subjektive. Koha e nënvizuar, në diskursin tani thekson me mirë çastet, sidomos kur ato kujtohen, të cila i mbarështohet kodit tematik dhe statusit të tekstit, si strukturë konkrete ideore. Strukturat konkrete, të cilat në poezitë rishfaqën herë si referenciale, e herë si autoreferenciale, duke u identifikuar përmes një ndjenje subjektive, në kuptimin e rinjohjes, me plotë variacione gjatë ritheksimit. Pra, autorialja në kuptimin e kodit tematik të poezive si; do të vijë dita, lulja e kujtimit, iku zogu im,të dua, e shumë të tjera, theksojnë një ide, një botë shpirtërore subjektive.

### Shenjat e shkrimit autoreferencial

Poezitë theksojnë shenjat e një shkrimi autoreferenciale, këto shenja dalin si mundësi e hapjes në kuptimin përgjithësues personal, më variacione në të shprehurit. Shkrimi dhe shenjat personale, nuk mbyllen në asnjë ritheksim, duke siguruar kështu, statusin e identifikimit, çdoherë në kuptimin e zgjedhjes. Zgjedhja bëhet model i kërkimi në shkrimin e fiksionit, por, jo më shumë se në kuptimin gnoseologjik. Në kuptimin e kërkimit gjërat e dikurshme jetësore bëhen konstatime në diskursin e poezive. Çdoherë duke shënjuar socioetikën personale përballë atdheut, siç është poezia, 'Vendit tim'. Kodi tematik përgjithësues, thekson e mbithekson mallin, e malli sjellë të subjekti dashurinë për të;

*Një grusht dhe nga fusha*
*Që gurin e bën det*
*Mora nga vendi im*
*Të mbjellë mallin që djeg*

Njeriu i larguar nga atdheu merr me vete mallin, që ky mall bëhet ruajtje për mosharrim. Mirëpo, mallin e bënë edhe më të zjarrtë, kur kujtohet atdheu. Pra, këtu njohët dhe rinjohët statusi i shkrimit personal, duke thurur tekstin si dhembje, e cila e shoqëron tekstin që nga fillimi. Kështu, poezitë bëhen një theksim i fatit subjektiv, i cili fat shënjohet në të gjithë veprën poetike të autores, Qerimane Polisi. Shprehjet e figurshme dhe emocionale, kapin shenjat e individualitetit, që në diskurs përshkruhen me ndjenja të larta në rrafshin e sendërtimit, gjatë përjetimit. Preokupimi mbi sendet e dikurshme, qofshin ato si kujtesë, zgjojnë vazhdimisht emocionalitetin, sepse gjërat e dikurshme dhe malli bëhen tundje shpirtërore, mirëpo, bota shpirtërore ende ruan atë pamje, e cila pamje lidhet dhe konkretizohet në poezi. Poezitë mbajnë brenda veti gjithë zjarrin subjektiv, duke theksuar jetën dhe realitetin që dikur autorja ka përjetuar, por që tani thurë vargje, për atë çdoherë në rrafshin e sendërtimit krijues;

*Zoti e di sa herë të kujtoja*
*Sa mall pata për ata dy sy*
*Që më prisnin kthyer kah dera*
*Sot ti shkruaj si përkujtim*
*Vargjet e ty*

Shenjat tekstore ndërtojnë urë komunikimi mbi mallin dhe mbi ndjenjën, që tani subjekti ka për atë. Fati i tillë jetësor, rikthehet në një përvojë, e cila shprehet figurativisht, me një mendim të thellë filozofik. Subjekti tani karakterizon vetmin, mallin, ku vetëm Zotin e ka dëshmitar për këtë mall dhe për këtë vetmi. Në sajë të ngarkimit emocional, tani si rezultat i zgjerimit të koncepcioneve poetike, rrafshi subjektiv shtrihet edhe atëherë, kur shprehet dashuria, e cila dashuri bëhet karakteristikë individuale në diskursin e gjithë tekstit poetik. Mirëpo, dashuria si temë e si metatemë, herë është personale e herë impersonale, përballë gjërave të përjetuar nga subjekti.

*[Fragment i shkëputur nga një studim më i gjatë]*

## Shkrim për poezinë e Dritëro Agollit

# AGOLLI I PENDËS DHE I FJALËS POETIKE

**Dritëro Agolli është i mishëruar me tokën, natyrën, me gjërat konkrete e abstrakte që ngërthen në vete hapësira shqiptare. Në poezinë e tij pasqyrohet shpirti i popullit dhe i vendit të tij, e për këtë me të drejtë e ka fituar epitetin e poetit të Tokës.**

**Ilir SEFAJ**

Duke mos dashur që ky elaborim t'i kaloj caqet e një eseu letrar, do ndalem të disa nga poezitë e poetit të shquar Dritëro Agollit, ngase jam i mendimit se para së gjithash, poezia është vokacion i këtij krijuesi.
Dikush ka thënë me të drejtë (mbase Gëte), kështu ose ngjashëm; "Poezia e mirë duhet të ketë kuptim ose muzikalitet", e themi pa u hamendur se poezia e Dritëro Agollit ka kuptim, por edhe muzikalitet.
Ajo që e karakterizon poezinë e këtij poeti, është fakti se poezia e tij, para së gjithash përçon mesazh te lexuesi, komunikon lirshëm me të, depërton në botën emocionale të tij, pra, zgjon emocion dhe doemos se ky është qëllimi i parë dhe i fundit i poezisë së vërtetë.
Jo rrallë të krijohet përshtypja se është pothuajse iluzore të japësh një gjykim sado kudo real për poezinë e këtij poeti, ngase kur flet, shkruan apo mendon për krijimet e tij, gjithmonë e ke përshtypjen se ia ke bërë me hile, nuk i ke ndenjur besnik mesazheve, ideve që përçojë tek lexuesi poezitë e Dritëro Agollit. Gjithmonë mbetet diçka pa u thënë, e kjo, jo se poezia e tij ta imponon këtë, përkundrazi, por për faktin se jemi të mendimit se intelekti ynë shpeshherë kap vetëm nuanca të kësaj poezie.
"Poezia nuk shkruhet me këmbë në legen"- thotë Agolli. Sipas perceptimit të tij:

*"Motivet janë vajza lozonjare*
*Që buzëqeshin në rrugë e të ftojnë...*
*Por po s'i ndoqe pas, të lënë përfare,*
*Të lënë, fluturojnë!*

Kjo poezi faktikisht mund të konsiderohet si çelës për një interpretim të mundshëm të poezisë së tij, e kjo, për faktin se lexuesit të kësaj poezie i krijohet përshtypja me siguri jo e gabuar, se poezia e Agollit nuk është poezi "laboratori", përkundrazi ajo është poezi e bredhjeve, ecejakeve, e përvojës jetësore, dhe vetëm si e tillë merr përmasat e poezisë universale.
Njëra nga poezitë me të cilën identifikohet ky poet, është poezia "Poçari" e shkruar shumë vite më parë, ku një vazo e thyer bëhet shkas që të zbrazet një mall i mbledhur me kohë në shpirtin e mërgimtarit, "usta poçarit", për të cilin qoftë edhe ofendimi (sharja) në gjuhën e nënës, i vjen e ëmbël si uji i burimeve të atdheut të tij.

*Pa më shau poçari keq turqisht,*
*Unë e shava shqip e mend i rashë;*
*Për çudi poçari nuk u ligsht,*
*Veç dy lot në sytë e kuq i pashë,*
*Për çudi poçari nuk u ligsht!*

Fati apo fatkeqësia e shqiptarëve të tillë që njihte ajo kohë, por që njeh edhe koha jonë, bëhet frymëzim edhe për një numër jo të vogël të poezive të tij.
Duke qenë njëri nga ata që "fjalën e shtron vet në kartë", në poezinë "Kujdes me fjalën", që është njëra nga poezitë më të mira në letërsisë shqipe, e që gjithsesi do të meritonte të futej në ndonjë antologji të letërsive evropiane apo botërore. Agolli aty jep fuqinë çudibërëse, siç thotë edhe vet thënia, "gjuha (fjala) eshtra s'ka, por eshtra thyen".
"Pushteti i fjalës është i veçantë"- thotë Agolli, ngase ajo, pra fjala "gatuan male dhe kakërdhi", për të vazhduar më tutje në plasimin e kësaj ideje me vargjet:

*Me fjalën rrjedhin përrenj me mjaltë,*
*Pikojnë çezma me helm të zi.*
*Kujdes me fjalën, zonjëz me çantë,*
*Kujdes me fjalën dhe ti zotëri!*

Në vargjet e sipërcituara vihet re përpjekja e Agollit për të dhënë pa ekuivoke, fuqinë ndërtuese, por njëkohësisht edhe rrënuese të fjalës, pushteti i së cilës është i pakontestueshëm.
Tekste të tilla të kultivuara e të gdhendura (siç është poezia 'Kujdes me fjalën'), jo vetëm në planin e idesë, përmbajtjes, formës, por edhe në nivelet e tjera, nuk njeh edhe shumë letërsia shqipe, e mbase as ajo botërore.
Vargjet e poezisë së Dritëro Agollit, i përshkon muzikaliteti, pastaj në të shumtën e rasteve vargu është i shkruar në forma të rregullave metrike, ndërsa kur flasim për status/tekstin, mund të themi se poezia e tij i përgjigjet diskursit elegjiak, satirik e përkushtues.
Kur jemi në rrafshinë e shprehjes gjuhësore, konkretisht te metrika e tij, mund të themi pa u hamendur se te ky poet gjejmë të gjitha llojet e strofave, e të vargjeve: vargun e lidhur e të matur, vargun e lirë, rimën, por megjithatë strofa katërshe (katrena) me varg të matur është më e shpeshtë në krijimet e tij.
Shenjat e autoreferencialitetit janë evidente në poezinë "Kur të jesh mërzitur shumë", ku përmes vargjeve;

*Po kur të jesh mërzitur shumë*
*Në raft të librave kërkomë,*
*Atje do jem i fshehur unë,*
*Në ndonjë fjalë e ndonjë shkronjë,*

Autori plason idenë e asaj se, vepra mbetet pas jetës, ku të parën e karakterizon e gjithkohëshmja, ndërsa të dytën e përkohshmja.
Agolli është i mishëruar me tokën, natyrën, me gjërat konkrete e abstrakte që ngërthen në vete hapësira shqiptare. Pra, në poezinë e tij pasqyrohet shpirti i vendit e i popullit të tij, dhe për këtë me të drejtë e ka fituar epitetin e poetit të Tokës.
Edhe pse poezia e Agollit jo rrallë ngërthen në vete një gjuhë simbolike, të shumtën komunikon lirshëm e drejtpërdrejt me lexuesin, sepse për mendimin tim ky poet është çliruar me kohë nga ndjenja, që mbase mund ta kenë poetë të ndryshëm, të cilët vargun hermetik e shohin si sinonim të modernes, për derisa në fakt sinonim i modernes është komunikimi i drejtpërdrejtë i lehtë, në të gjitha lëmit e jetës, e sidomos në fushën e artit.
Duke qenë një poet eksplicit në kuptimin e mirëfilltë të kësaj fjale, poezia e Agollit i dedikohet fëmijës, nxënësit, mësuesit, fshatarit, intelektualit, ngase siç thotë eseisti i njohur anglez Thomas Stearns Eliot; "Kur një qytetërim është i shëndoshë, atëherë poeti i madh do të ketë diçka t'i thotë edhe shokut të tij fshatar të çdo shkalle të edukimit", dhe gjithsesi është ky poeti ynë i madh nga Devolli, që me penën e tij prej një mjeshtri të vërtetë, pati çfarë tu thotë të gjithë atyre që sado pak e njohin artin e poezisë.

Ese e shkurtër

# Ideologjia, arti dhe krimi

*(Romani Unë jam e kuqja e Orhan Pamukut)*

**Gëzim ALIU**

Romani i Pamukut e zhvillon intrigën e vet rreth një vrasjeje gjysmëenigmatike. Një piktor vritet në fillim të romanit dhe pas pak ditësh dihet se atë e ka vrarë njëri prej shokëve të tij piktorë, por nuk dihet saktë se cili. Përpjekja për gjetjen e tij bëhet tensioni kryesor që e shpie fabulën përpara. Këtë fabulë, apo storje, e mbart personazhi kryesor Zezi. Motivimin për këtë zbulim ai e merr nga e dashura e tij e fëmijërisë, e bija e tezës, Shekurja, e cila martohet me të pasi ia vrasin babain, vrasje e dytë kjo; duke i thënë Zezit se nuk do të bëhet gruaja e tij e plotë poqe se nuk e gjen vrasësin e babait të saj. Në të vërtetë ky është vetëm skeleti i romanit dhe jo thelbi i tij. Pra, romani nuk është i tipit policor. Ai është para së gjithash roman ideologjik.

***Vranë një njeri dhe u grindën midis tyre*** – shtresa e parë është kjo, do të thotë struktura narrative. Bëhet vrasja, por nuk bëhet për arsye banale, për shkak të ndonjë problemi, femre, prone, borxhi. Elegant Efendiu në fillim të romanit e rrëfen vrasjen e vet nga fundi i një pusi, por nuk arrin të na tregojë se kush e vret, madje ai edhe nuk e di këtë. Mirëpo, shpreson në drejtësinë hyjnore që do të ndihmojë në zbulimin e atij të poshtri që ia ka bërë këtë. Nga rrëfimi i tij e kuptojmë se vrasja është bërë për shkak të një konflikti të madh që lidhet me pikturat, miniaturat, do të thotë për shkak të një libri të ilustruar. Elegant Efendiu duke i përcjellë ligjëratat e njëfarë hoxhe nga Erzurumi kundër pikturave dhe stilit të frëngjve e ndjente veten keq që duhej të mëkatonte duke pikturuar sipas këtij stili dhe në konflikt e sipër për këtë gjë me njërin prej kolegëve të ateliesë, e pëson. Pra, ngadalë e kuptojmë se vrasja është ideologjike dhe bëhet për koncepte ideore, morale dhe fetare.

***I verbri dhe ai që sheh nuk janë njëlloj*** – kemi të bëjmë me problemin e pikturimit, por jo pikturës së thjeshtë e private, por të stilit të pikturimit, respektivisht të ndikimeve, shabllonеve, por posaçërisht të individualitetit të piktorëve. Ngjarja e romanit zhvillohet në fund të shekullit gjashtëmbëdhjetë (1591) kur sulltan ishte Murati III, por përmes digresioneve narratoriale paraqiten edhe shekuj të tërë të zhvillimit të pikturës lindore. Sulltani e porosit një libër fshehurazi përmes të të besuarit të vet Enishte Efendiut. Këtë libër që do të paraqiste madhështinë e Perandorisë ai dëshiron t'ia dërgojë frëngjve si dhuratë. Mirëpo, librin nuk e porositë përmes ateliesë zyrtare, por përmes formës private, sepse libri do të ishte i veçantë, do të paraqiste thyerje të normave, kundër të cilave villte zjarr Nusret hoxha nga Erzurumi. Pse? Sepse, pikturat që Enishte i porosiste për t'ia bërë për librin nga miniaturistët e ateliesë: Eleganti, Fluturaku, Ulliri dhe Lejleku do të duheshin bërë sipas stilit të frëngjve dhe më e rënda e kësaj, sipas konservatorëve, ishte se do të vizatohej edhe portreti i sulltanit sipas këtij stilit idhujtar. Vet mbrojtësi i vlerave të Lindjes ishte mposhtur nga tundimi për ta pasur një portret të vetin sipas stilit të "kaurëve". Kështu, vijmë te konflikti i gjithmonshëm Lindje-Perëndim. Por...



***Edhe Lindja, edhe Perëndimi i përkasin Zotit*** – kulmi i ideologjisë autoriale arrihet përmes lojës me këtë vers. Në të vërtetë nuk përdoret ky vers si ngushëllues, në kuptimin simbolik se bota është e tëra e njëjtë dhe e Zotit, por përdoret në kuptimin ironik-si Lindja si Perëndimi janë të njëjtë, sa u përket shmangieve. Por, autori, shkrimtar turk, natyrisht, me këtë roman i rrëfen shmangiet e lindorëve, që kanë njëfarë ndjenje superiore ndaj perëndimorëve kur kemi të bëjmë me moralin dhe besimin. Nga leximi i romanit do të duhej ta merrnim vesh se nuk është kështu. Lindja është si Perëndimi, dhe Perëndimi është si Lindja. Ndërrojnë vetëm inventarët, veshjet dhe niveli i marrëzive e budallallëqeve. Por, sidoqoftë, vërehet një simpati autoriale për Perëndimin. Marrëzia e huaj duket joshëse gjithnjë. Këtë e shpreh me fjalët e personazhit kryesor, Zezit, në fund të romanit, kur ky në përleshje e sipër me vrasësin ia kthen përgjigjen atij në lidhje me këtë vers (vrasësi e përmend këtë vers):

*-Edhe Lindja, edhe perëndimi i përkasin Zotit,- u thashë arabisht si i ndjeri Enishte.*
*-Por, Lindja është në lindje, ndërsa Perëndimi në perëndim, - tha Zezi. (f.521)*

Pra, "mbetja e Lindjes në lindje", sipas autorit turk, nuk është shumë mençuri. Ndikimet nuk duhet të hidhen poshtë apriori. Stili i frëngjve, sipas Enishtes, ndonëse ai nuk e pranon krejt haptas, është më i avancuar, prandaj kur diçka është e tillë edhe bën ndikim në diçka tjetër që nuk e ka këtë nivel zhvillimi. Lindja, gjithnjë e më tepër po joshet nga sharmi perëndimor, i përfaqësuar nga kapitalizmi, teknologjia, media dhe konsumi. Humbja e origjinalitetit e humb edhe kufirin mes Perëndimit e Lindjes, në dëm të kësaj të dytës...

Poezi

# METAFORË LULEJETË

Berat ARMAGEDONI

## Metajeta

Në Uruk kam dëgjuar të flitet
për ty
Të kam gdhendur në pllaka të
argjilit
Me alfabet të kunjave e kam
shkruar
Emrin trupin dhe fatin tënd
Dhe në errësirën e trishtuar dhe
të paparë kurrë më parë
Zogu i famshëm Zu barti fjalët
e fatit
E fjalët e trazuara shpërthyen e
goditën majat e Olimpit
Ato prishën dhe gënjyen
vdekjen
Me fitimin u bën të
pavdekshëm

E tash në ato fjalë të shkruara
gjej vetëm hi
Koha e mjegulluar së bashku
me fjalë të kërkojnë në fushë e
në breg
Diku në një mjegullimë të vet-
muar gjej pak fjalë nderi për ty
Të cilat duke dashur të ndër-
tojnë po t'rrë(no)jnë ty
Të tërë atë mit të gjerë për ty
duan të ta ç'thurin
Tash folësi i parë nuk po flet
fjalë të mira për ty
As i treti as i pesti

Në ditë pikëllimi të vdekjes po të shkruaj
Të gjithë rrethi i dytë i katërt e tutje
Po t'rrë(no)jnë në rrethinë
Në guri të varrit epitaf buku-
rie-e zie po të shprehin
E unë
Unë që në shkëlqesi të pres i
thur himn
Bukurezës së fatit të ardhshëm
tënd
Sot të gjithë lokalet dhe unë
këtu ku jetoj
Llogarisin me minuse
Mbi ujin e detit të vluar hija jote
po e frikëson vetveten
Oh-et nga trupa tjerë përreth
dalin e ankthi i tyre
Po të thanë Lulejetë

E unë
Unë që këndej kores së zezë
me lule të vyshkura të pres në
duar e ulërij si ujk
Asgjë s'po shoh në ditën e
fundjetës
Brenda e jashtë terr qielli s'po
ka lot sot
Toka ka nis plasaritjet

E unë
Unë të bëj ftesë ikë lëshohu më
Dyert të janë hapur rruga në hi
deri këtu të bie

Acareja e acaruar në acar me
lajmëroi për acarimin tënd dhe
udhën e nisur
Ika me vrap në duar mora prush
që të vë mbi flokët me dëborë
E vazhdove pastaj udhën e nisur
gjerë në fillimvjeshtë

Fytyra të acaruara mot me shi
zhytje në baltë
Pisllëqe ndyrësira lundrojnë me
ty së bashku në anijen e mëkateve
Lundërtari të dhunojë e ti klithe
në gjumin e thellë
Fati i jetës qindvjeçare endej
mes-përmes lumëmëkatit
Dhe ti gjithë rrugës së
rrugështegut breglumit dhuno-
heshe
gjersa t'u shfaqë shkëmbi në
ëndërr
Dhe atëherë murmurite me zë
qielli

E unë
Unë u nisa të bëj hajmali për ty
në majë të shkëmbit
Ti nga poshtë
Para u vërsule me shkëmbin rre-
thrrotullues
Fati i keq bënte minuse në
bjeshkën e shlyerjes së mëkateve
Lodhje djersë torturë pushim
veç poshtë
Në majë pa mëkate s'mbetje

E unë
Unë në majë të shkëmbit këm-
bakryqas të vështroja me shi-
kimin e thyer
Dhe mallkoja mallin për ty

E së bashku në rrugë pa shteg
kërkojmë vdekjen si dikur
pavdekësinë
Por kot
Jetën me mund do ta kalojmë
me mall për vdekjen
Mbretëreshëfati u pafshim në
parajsë
Ashtu qoftë
Amin

# VËSHTRIM I SHKURTËR KRITIK

**Flamur MALOKU**

Shoqata kulturore "Zëri ynë", këto ditë nxori nga shtypi librin më të ri të, Prof. Dr. Milazim Krasniqit, "Islami i keqkuptuar dhe fatkeqësia botërore". Libri si strukturë, po edhe si formë ndërtimi, është ndarë në tri pjesë; Themelet e qëndrueshme të njerëzimit, Totalitarizmi dhe terrorizmi si modele të mosbesimtarëve dhe Rikuptimësimi i ekzistencës. Këto pjesë, brenda vetës përmbajnë tema dhe nëntema, që autori i shtjellon. Në esencë, në mënyrë ideore, temat e shtjelluara krijojnë struktura, po edhe metastruktura dhe argumente. Derisa themi, shkrim i argumentuar dhe i metastrukturuar, nënkuptojmë më atë që iu lë vend debateve të ngritura, që sipas Dr. Milazim Krasniqit, këto debate po keqkuptohen dhe po keqinterpretohen në lidhje me Islamin, dhe në shume gjëra tjera mbi jetën, nga shumë mosnjohjes. Shkrimi i strukturuar, në ide dhe në koncept, që tani del i nën-shtresuar dhe i kodifikuar, nga argumente dhe nga një pikë e vetme referimi, e cila pikë e referimit, është Kur'ani. Argumentet e marruara në Kur'an, vazhdimisht bëhen metashkrim i koncepcioneve intertekstore. Për një perceptim më të çartë, mbi keqkuptimet dhe shfrenimet e diskurseve, të cilat nga një teori e vjetër, po i adresohen Islamit, nuk mund të jenë asgjë tjetër, vetëm ashtu, siç i quan edhe autori, 'Propagandistike'. Kjo njëherësh ka zgjuar shumë debate dhe dilema, të cilat me një rezultat të caktuar, vijnë si rezultati i politikës së fshehur. Kështu, idetë autoriale, në tërë tekstin, krijojnë rrjet komunikimi, duke krijuar njëherësh strukturat ideore, mbi problemet e shumta, që në esencë, thuren e interpretohen. Interpretimi, natyrisht bëhet duke zgjedhur gjëra me vlerë, për vet njeriun. Ligjërimin i argumentuar me një didaktikë, shtrihet jo vetëm si problem madhore, i cili padyshim, gjatë komenteve subjektive, argumentohet me një analizë imanente-shkencore. Njëherësh, duke prekur dhe shënjuar gjëra, të cilat domene e bëjnë tekstin edhe më të komunikueshëm, mbi kohën që po jeton shoqëria dhe problemet që ka kjo. Kështu, shtresimi i koncepteve dhe i domeneve shkrimore, po edhe i ndërthurjeve me shumë si ese, janë po edhe teorike, aq edhe praktike. Praktika ideore, mbi problemet dhe fenomenet, prek dhe njeh diskursin e Kur'anit, si shenjë komunikimi, çka edhe kërkohet në tërë librin. Idetë dhe




derivimet ideore, dalin si proces, si relacion i koncepteve, të rikontekstualizuara me një komentim dhe konstatime të ndryshme. Idetë dhe nën idetë dialogojnë ndër veti, për të formuar një ligjërim vërtetësie, nëpër të gjithë rrugën e kërkimit dhe analizimit. Pra, Dr. Milazim Krasniqi, përmes librit 'Islami i keqkuptuar dhe fatkeqësia botërore', sjelli prurje në kuptimin e disa fenomeneve dhe ideve, të cilat do të zgjojnë interesim për shumë studiues.

## Ese për besën si kod moral

# Ekzistencialiteti i "Besës"

**Fitim VELIU**

Në dramën "Besa" të Sami Frashërit synohet paraqitja e vlerave, dokeve dhe zakoneve të popullit shqiptar. Përmes "Besës", si lidhshmëri e domosdoshme dhe dalluese e karakterit shqiptar, bëhen përpjekje të pasqyrohen vlerat morale dhe karakteri i popullit në përgjithësi. Ky atribute, identifikohet me virtytin më të lartë ndër shqiptar, virtyt shënjohet përmes 'besës'.

Në një familje shqiptare dashurohen dy të rinj. Rexhepi është jetim i rritur me Mirushën në një familje të përbashkët. Gjatë jetës së tyre zhvillohet një lidhje emocionale, e cila shqiptohet si kërkesë reale për një dashuri të lirë, që vlon në brendësinë e tyre personale. Në momentin e konkretizimit, këtë dashuri e pengon Selfo duke rrëmbyer Mirushen dhe duke ia vrarë të atin, Zymberin. Ndërsa Vahideja, gruaja e Zymberit betohet se një ditë do të merrë hak. Selfo, vrasësi i burrit të Vahides është edhe djali i Fetahut, të cilin Vahideja e kishte shpëtuar nga një intrigant që tinëzisht kishte dashur ta vriste. Fetahu betohet se do të merë hakun e Zymberit, pa marr parasysh se kush do të ishte dorasi i tij. Në të vërtetë, vrasësi është vet biri i tij. Tani Fetahu ndodhet para dy kërkesave morale dhe shoqërore: të zbaton të dytën, duke ruajtur normën, konventën si kod shoqëror që lidhet me fjalën e dhënë dhe benë e bërë, apo të parën, fjalën, që lidhet me normën si kod dhe benë si lidhje e pandashme me çështjen religjioze.

Fetahu vret djalin e vet, më pas si rrjedhojë e çastit, nga dhembjet e mëdha vret edhe vetveten.

Kështu, besa ose fjala e dhënë përjetohet në vetëdijen e individit si ligj i shenjtë dhe respektimi i saj. Ndërsa në dramë, nga ana e personazhit konsiderohet ngadhënjim i brendshëm shpirtëror. Besa është normë, e cila ka për bazë aspektin kanunor. Respektimi i saj ose vetëflijimi për të përjetohet si respekt i vullnetit hyjnorë. Në këtë rast nga ana e Fetahut, respektimi i besës ndodh pa vullnetin e tij, sepse ndodh si pasojë e ndjenjave të ekzaltuara dhe ndërgjegjes joracionale. Andaj, respektimi i besës si kod shoqëror prodhon krim të dyfishtë.

Besa si normë ekzistenciale, në dramë shtron parimin universal të ekzistencës si nga ana materiale, ashtu edhe nga ajo shpirtërore, si formë determinimi dhe transformimi të anarkisë në kozmos (në sistem), si element esencial i organizimit të jetës së lashtë pagane. Kjo shprehë botëkuptimin mbi botën e lashtë ekzotike të shqiptarëve, ku vet besa është pasqyrë e fjalës së dhënë, e cila merr kuptim të shenjtëruar e sakral. Besa lidhet edhe me transcendenten hyjnore dhe me inter-transcendenten e natyrës së njeriut. Besa këtu merr kuptimin e kultit të pacenueshëm që mishëron qenien dhe kulturën kolektive si mënyrë e sjelljes për t'u bëre transformator i energjisë shpirtërore.

Me shkas

# BASTARDIMI I GJUHËS NËPËR MEDIUMET TONA

**Shprehjet e tilla si "op, op", "o dajë", "pasha robt", "haver"..., janë turpi e jo kultura e gjuhës sonë.**

**Fatos SHALA**

Shumë shpesh flitet dhe është folur për gabimet dhe çoroditjet gjuhësore në mediat tona, të shkruara dhe në ato elektronike, si për një "sëmundje" të pashërueshme, por deri më tani nuk është ndërmarrë asgjë për çrrënjosjen e kësaj dukurie.
Kjo dukuri është më e theksuar, veçmas në disa emisione zbavitëse të televizioneve të Kosovës, në te cilat është bërë "modë" bastardimi i gjuhës shqipe.
Emisione të këtilla, si: "Kush o maj", "Një kafe me Labin", "Amezing be njeri", "Ç'a ka 3"... etj, janë bërë burim i bastardimit të gjuhës shqipe, duke përdorur shprehje të tilla, si: "pasha robt", "jo hidi, po hidi", "o dajë", "haver", "op, op ", etj, shprehje këto, që për fat të keq, janë duke u përqafuar gjithnjë e më tepër nga të rinjtë tanë.
Shprehje të tilla irrituese, si ngjyrime të ngulitura akulturore e arrogante, sot i dëgjojmë në rrugë, nëpër autobusë, në lokale, madje, edhe në mjediset e shkollave dhe fakulteteve, të cilat bien ndesh me vet normat e dijes shkollore. Paramendoni sa keq ndjehen pedagogët, të cilët janë të detyruar t'ua mësojnë atyre, se si të flitet gjuha e standardizuar shqipe. Gjuha është sistem, kod, i cili kod kërkon përpikmëri gjatë të folurit.
Nga ana tjetër, shumë rrallë dëgjojmë emisione kushtuar ndonjë nxënësi apo studenti të suksesshëm, ndonjë shkolle të dalluar apo ndonjë krijuesi të ri letrar. Shumë rrallë flitet për ndonjë vepër të tyre.
Të mbushet mendja sikur kanë frikë nga emisionet e tilla, ndërkohë që servojnë më bollëk emisione "kulturo-artistike", të cilat nuk e meritojnë të quhen të tilla, nga të cilat shikuesi ballafaqohet kryesisht më gjëra të pavlera.
Mosha e të rinjve dhe adoleshentëve është e tillë, ata regjistrojnë gjeste, shprehje, a mimikë, që u shërben atyre për t'u bërë "interesantë".
Dukuria që përmendëm, shkon në dobi të atyre që e nënçmojë përgjithësisht, gjuhën shqipe, e veçmas gjuhën standarde.
Ka edhe shumë shembuj nënçmues për gjuhën, kulturën dhe traditën tonë.
Keqpërdorimi i një ambienti dhe rrethane të lirisë, për të reflektuar jokulturë është përdhosje e vetë kulturës.

Nga letërsia persiane

# "Mam e Zin"

**Ahmad-i Chanie**

**Alban BEQIRAJ**

Proza e njohur, 'Mam e Zin', si temë e dashurisë, është adaptim i tregimit nga letërsia popullore persiane, "Mame Alan", e shkruar në fund të shekullit XI dhe në fillim të shek. XII. "Mame Alan", si këngë nga eposi persian njihet dhe këndohet edhe sot nga shumë vende të Lindjes së Afërme.
Autori Ahmad-I Chanie është përfaqësues i klasicizmit kurdë (atëherë si pjesë e territorit persian). Temën e zhvilloi në analogji me "Mame Alan", duke ndërtuar ngjarjen në përputhje me jetën aktuale të shoqërisë perso-kurde të shekullit XVII, konkretisht të kohës kur jetoi autori.
Subjekti i veprës i kundërvihet 'filozofisë' së kohës, ku Zin, vajza e mbretit, Zayn ad-Din, dënon zakonet dhe paragjykimet e fiseve prapanike, nga të cilat ontologjikisht u tjetërsua, duke mos realizuar ëndrrën e saj jetësore.
Në qytetin Botan jetonin shumë fise, të cilat ishin të organizuara me norma shoqërore, por të ndara në aspektin klasor. Një ditë, në pragun e pranverës, duke festuar "Nevrozin" (festën e vitit të ri, sipas shumë vendeve të Lindjes së Afërme), në Botanin e maskuar dhe të stërmbushur, Zin takon Mam, një djalosh të varfër dhe pjesëtar i një familje nga klasa e ulët. Papritmas, bukuria dhe qëndrimi i tyre modest u bënë shkas të një dashurie në shikim të parë. Pasi familja mbretërore ishte në vëzhgim të vazhdueshëm, Zin detyrohet të largohet duke ia dhuruar Mam një unazë harkore.
Këtu subjekti ndërthuret mbi bazën e veprimeve të brendshme, çka do të thotë se qysh nga ky çast ngjarjet lëvizin nga bota e brendshme e personazheve.
Shpalosja e realiteti të ri ishte e kotë për fisin dhe për familjen. Andaj, qëndrimi dhe vendosmëria e Zin shkaktuan izolim, vetmi dhe distancë nga jeta sociale.
Edhe pse fillimi ishte mistik, kërkimi i vazhdueshëm u kristalizua me ndeshjen e një dashurie hyjnore. Personazhet frymojnë dhe ushqehen për njëri tjetrin. Malli forcohet duke mbështetur qëndrimin dhe premtimin shpirtëror për të ngadhënjyer këtë luftë shekullore, derisa dashuria, lojaliteti dhe përgjegjësia që kanë për njëri tjetrin do të çon deri në sakrifikim.
Koha kalon, asgjë nuk ndryshon. Pushteti u ndërrua, por trashëgimtari i ri vazhdoi me të vjetrën. Reformat e Emirit, vëllait të Zin, trashëgimtarit të radhës vetëm sa u përforcuan më shumë.
Dhimbja ishte e papërballueshme. Helena, mike e Zin, ia mundëson Mam të hynë në oborrin e pallatit mbretëror, që fshehtas ta takojë Zin, që pas tre vjetësh të jetë në gjendje ta thyej këtë barrierë, e ta sheh përsëri të dashurën e tij. Malli i kishte shkatërruar të dy, prandaj nga mesdita deri në orët e hershme të mëngjesit qëndruan së bashku. Shijuan çdo minutë, duke ndjerë ngrohtësi dhe praninë e njëri tjetrit. Nga këto çaste të domosdoshme, gjejmë betimin dhe hyjnizimin e dashurisë së ndaluar, të bindur që ajo do të rrojë, që askush s'ka për t'i ndarë përjetë:
"Të betohem në lotët e mi, që më net të tëra nuk pushuan së luturi. Të betohem në kujtimet e mia, që nuk kam asnjë tjetër përveç teje. Askush s'do të më ndaj nga ti, përveç varrit. Jetoj vetëm për ty".
Zin vajtonte duke mos gjetur asnjë ngushëllim, duke vajtuar dhe duke ia shtrënguar dorën, dëgjonte fjalët e fundit të heroit të saj:
***"Për gjithë jetën..., të pata dritën e fatit tim. / Gëzimin e syve të mi. / Shpresën e jetës sime. / Zotëruesen e shpirtit tim!"***

# SIDA – SËMUNDJE QË TRONDITI NJERËZIMIN

**Për herë të parë në Kosovë, HIV/AIDS është shfaqur në vitin 1986. Rastet e para të kësaj sëmundje, pothuajse kanë kaluar në heshtje.**
**HIV/AIDS-it i kanë kontribuar ndoshta edhe informacionet e varfra, nga të cilat konsideronin se janë të largëta dhe që nuk na përkasin neve.**

**Artan BEJTA & Iliriana ALLOQI**

## Çka është HIV-i?

Human Immunodeficiency Virus (HIV), (Virusi njerëzor që dëmton sistemin e imunitetit), është virus që shkakton sëmundjen ngjitëse, AIDS-in (te ne njihet me emrin SIDA). Ky virus dëmton sistemin imunitar të njeriut, nga i cili edhe është atakuar.
Personi, në organizmin e të cilit është prezent virusi HIV, konsiderohet person HIV-pozitiv, dhe ai person nuk ka AIDS, derisa virusi nuk e atakon sistemin imunitar. Personi, i cili është HIV pozitiv, nuk do të thotë se ka AIDS, pasi që mund të kalojnë vite të tëra, derisa virusi i HIV-it ta dëmtoj sistemin imunitar.

## Çka është AIDS-i?

AIDS rrjedh nga gjuha angleze, (Acquired Immunodefficiency Sindrom) apo sipas gjuhës frënge (Syndrome d'Immuno Déficience Acquise), që edhe ne e identifikojmë me emrin 'SIDA'. Më AIDS nënkuptojmë sindromën e fituar nga virusi, i cili dëmton sistemin e imunitetit të njeriut, d.m.th. AIDS është një kompleks simptomash, të cilat vijnë si rezultat i shumë sëmundjeve, qofshin infektuese ose jo.




## Si mund të infektohemi me HIV?

Njeriu në disa mënyra mund të infektohet me HIV, si përmes:
- marrëdhënieve seksuale, nga partnerët, të cilët kanë qenë të infektuar me HIV, apo të sëmur nga AIDS,
- gjakut, nga përdorimi i shiringave dhe gjilpërave të përdorura paraprakisht nga personi i infektuar me HIV (zakonisht kjo ndodhë te narkomanët),
- rrugës vertikale, konkretisht përmes nënës së infektuar me HIV-i, e cila mund t'ia bartë frytit të saj me tutje, si: përgjatë shtatzënisë, lindjes dhe gjidhënies,
- përdorimit të përbashkët të mjeteve higjienike, si: zhiletëve, brushave të dhëmbëve, mjeteve për rregullimin e thonjve, etj.
- intervenimeve të ndryshme, si: shpuara e veshëve apo pjesëve tjera të trupit për vendosjen e vathëve, tatuazheve, intervenimeve mjekësore, në të cilat përdoren instrumente të kontaminuar me HIV.

**Ecuria e HIV/AIDS në Kosovë ( 1986 – 2006 )**

| Vitet | Të sëmurë | Të vdekur |
|---|---|---|
| 1986 | 2 | 2 |
| 1987 | 3 | 3 |
| 1988 | 0 | 0 |
| 1989 | 0 | 0 |
| 1990 | 0 | 0 |
| 1991 | 1 | 1 |
| 1992 | 3 | 3 |
| 1993 | 1 | 1 |
| 1994 | 2 | 2 |
| 1995 | 2 | 2 |
| 1996 | 3 | 3 |
| 1997 | 2 | 2 |
| 1998 | 1 | 0 |
| 1999 | 4 | 2 |
| 2000 | 6 | 1 |
| 2001 | 12 | 0 |
| 2002 | 5 | 0 |
| 2003 | 7 | 1 |
| 2004 | 7 | 2 |
| 2005 | 4 | 0 |
| 2006 | 2 | 0 |
| Gjithësej | 67 | 25 |

Çka nuk e transmeton virusin AIDS?
Kontaktet e përditshme nuk e transmetojnë virusin e AIDS-it, domethënë HIV-i nuk bartet nëpërmjet: dhënies së dorës, përqafimit, ushqimit, ujit, ajrit, kollitjes, ndërresave, larjes në det, ulëseve të tualeteve, enëve të ushqimit, kafshëve shtëpiake, insekteve, shkuarjes në shkollë, në vend të punës, vizitave në spital...

## Kush janë më të rrezikuar nga HIV-i?

Të gjithë jemi të rrezikuar nga HIV-i, e sidomos personat që bëjnë marrëdhënie seksuale të paligjshme; narkomanët të cilët marrin drogën me gjilpëra të përbashkëta; fëmijët e lindur nga nënat me HIV; dhe personat me infeksione të organeve seksuale.

## Cilat janë simptomat e HIV-it?

Simptomat (shenjat) e HIV/AIDS-it janë: humbja e peshës trupore, mbi 10% për një periudhë të shkurt kohore; ethe në një interval më të gjatë se një muaj; lodhje dhe djersitje të shpeshtë; humbje e oreksit; jashtëqitje të shpeshta; kollë për më tepër se një muaj; ndryshime në lëkurë, gjëndra të rritura, etj.

## Çka është analiza e HIV-it?

Nëse një person është infektuar me HIV, mund të shkojë një periudhë e gjatë kohore, e të mos paraqitet ndonjë antitrup. Zakonisht, për të ditur nëse jemi të infektuar apo jo, bëhen analizat e gjakut që njihen si analiza të antitrupave të HIV-it. Në këtë analizë kërkohen antitrupa të formuar nga sistemi imunitar, nëse virusi i HIV-it është i pranishëm apo jo.
Nëse antitrupat gjinden në gjak, rezultati

i analizës do të njihet si pozitiv dhe kjo do të thotë se personi në fjalë është HIV pozitiv, kurse nëse antitrupat nuk janë të pranishëm, rezultati është negativ, çka do të thotë se personi në fjalë është HIV negativ, përderisa analiza është bërë pas periudhës tremuajshe.

### Historiku i përhapjes së AIDS-it në Kosovë

Për herë të parë në Kosovë, HIV/AIDS është shfaqur në vitin 1986. Rastet e para të kësaj sëmundje, pothuajse kanë kaluar në heshtje.
HIV/AIDS-it i kanë kontribuar ndoshta edhe informacionet e varfra, nga të cilat konsideronin se janë të largëta dhe që nuk na përkasin neve.

### Ku bëhet analiza e HIV-it te ne?

Në Kosovë, testi vullnetar për HIV mund të bëhet nga:
Klinikën Infektive – QKUK, Prishtinë;
Institutin Rajonal të Shëndetësisë Publike, Ferizaj;
Laboratorin "Bioticus", Prishtinë;
Qendrën Mediko Psikoterapike "Labyrinth", Prishtinë;
Instituti Rajonal i shëndetësisë Publike, Prizren;
si dhe në shumë laboratore private në Kosovës.

### A ka vaksinë kundër HIV-it?

Janë duke u hulumtuar vaksinat eksperimentale, por, akoma nuk ka ndonjë rezultat konkret, pavarësisht nga përpjekjet e shumta nëpër botë. Pra, tani për tani nuk ka vaksinë që e parandalon këtë sëmundje.

**Sipas statistikave të WHO (Organizata Botërore e Shëndetësisë), rreth 65 milion njerëz janë të infektuar me virusin famëkeq i HIV-it, ndërsa që nga viti 1981, kanë vdekur më shumë se 25 milion.**
**Vlerësohet se rreth 40 milion njerëz prej të cilëve rreth 17.3 milionë femra, janë të infektuar me virusin e shekullit...**
**Nga kjo sëmundje, çdo ditë në botë 8200 persona, ndërsa 15.000 të tjerë infektohen përmes mënyrave të ndryshme.**

# Shpjegimi i ëndrrave nga këndvështrimi shkencor

**Ëndrrat dëshmojnë për aktivitetin psikik gjatë gjumit. Ka mjaft raste ku në gjumë bëhet punë aktive, krijuese. Shkencëtarët kanë zbuluar gjëra me rëndësi, poetët kanë thurur vargje, etj. Pikërisht, në gjumë herë pas herë vijnë aso zgjidhjesh, çfarë nuk kanë qenë të mundura, të zgjidhen në gjendjen e zgjuar.**

**Dr.sci. Ali F. ILJAZI**

Njerëzit gjithmonë janë magjepsur me ëndrrat. Poetët dhe filozofët i kanë interpretuar ato si fantazi romantike, ose si manifestime të anës më të errët të natyrës njerëzore. Shumë shkencëtarë kanë mbajtur një qëndrim më praktik ndaj ëndrrave dhe i kanë studiuar ato si brenda, ashtu edhe jashtë laboratorit, për t'i kuptuar në mënyrë më shkencore vendin që zënë ato në jetën njerëzore.

### Teoria e ëndrrave e Frojdit

Një teori e hershme, mjaft e popullarizuar mbi ëndrrat u paraqit nga Zigmund Frojd (1900), i cili besonte se ëndrrat janë rrugët drejtë mendjes së pandërgjegjshme. Ai mendonte se konfliktet që na shqetësojnë ose ngjarjet që nuk mund t'i trajtojmë gjatë ditës, kalojnë në ëndrra, duke i fshehur imazhet e tyre që na paraqiten. Prandaj, është e nevojshme që ato të interpretohen. Një pjesë e madhe e interpretimeve të Frojdit përqendrohen te simbolizmi seksual. Në simbolizëm përmbajtja e pashfaqur e një ëndrre konvertohet në simbole të shfaqura. P.sh. ai sugjeronte se organet gjenitale mashkullore në ëndrra përfaqësohen me simbole si shkopinj, shtylla, pemë, kama, heshta, revolver, lapsa ose çekiç, kurse organet seksuale femërore si gropa, zgavra, enë, shishe, kuti dhe xhepa. Problemi kryesor i kësaj mënyre të interpretimit, është se një simbol mund të mos kishte kuptim të njejtë për çdo ëndërrues.
Shkencëtarë të tjerë konstatojnë shumë më pak ëndrra seksuale se sa Frojdi. Një mënyrë tjetër për trajtimin e ëndrrave paraqitet nga Pelambue (Palumbu, 1978), i cili sugjeronte se ëndrrat janë mënyrë e të përpunuarit e ngjarjeve të ditë.
Kalven Holl (Calvin Hall, 1966), besonte gjithashtu se ëndrrat janë thjesht paraqitje vizuele e ngjarjeve të përditshme.
Në kohët e fundit, teoria e sintezës së aktivizimit të ëndërrimit u paraqit nga Makarli (Mecarleu dhe Hoffmann, 1981). Në thelb, sipas kësaj pikëpamje, truri aktivizon vetvetën dhe pastaj e sintetizon në ëndrra informacionin e krijuar, përkatësisht të grumbulluar. P.sh.ata sugjerojnë se rrëzimi është interpretim i aktivit vestibular, frika ose pamundësia për t'ia mbathur e për të shpëtuar është interpretim i paralizës muskulore, ndërsa veprimtaria seksuale është interpretim i simulimit të organit seksual, që ndodh gjatë gjumit 'LSHS'.
Ndonëse, teoria e sintezës së aktivizimit të ëndërrimit është interesante, mirëpo, ajo ende nuk është vërtetuar.
Ëndrrat dëshmojnë për aktivitetin psikik gjatë gjumit, p.sh. ka mjaft raste ku në gjumë bëhet punë aktive, krijuese. Shkencëtarët kanë zbuluar gjëra me rëndësi, poetët kanë thurur vargje, etj. Pikërisht, në gjumë herë pas herë vi-





jnë aso zgjidhjesh, çfarë nuk kanë qenë të mundura, të zgjidhen në gjendjen e zgjuar.

Se gjumi më të vërtetë, është dhunti e çmuar e Allahut të Madhërishëm, për zhvillimin normal të aktivitetit psikik, vërtetojnë edhe eksperimentet e bëra me vullnetarë, të cilëve u ishte ndërprerë gjumi disa ditë me radhë. Pas eksperimenteve, ata u bënë të ngacmueshëm, të brengosur, përjetonin çrregullime emocionale deri te halucinacionet. Të gjitha këto vinin si pasojë e çrregullimit të metabolizmit të mediatorëve të trurit, që sjellin, domosdo, desinkronizimin e punës së trurit dhe çrregullimin e psikës.

## Kthimi në start ose në zero

Gjatë procesit të gjumit, ndodhin dy veprime fiziologjike, tejet të vlefshme:
1. Veprime në sistemin nervor;
2. Veprime në organe të tjera trupore

Siç duket, duke qendruar për një kohë të gjatë në gjendje të zgjuar, padyshim, gjithnjë e më tepër fillojnë të çrregullohen funksionet e aktivitetit mental dhe sjelljet e njeriut. Nëse një gjendje e zgjuar zgjatë tepër shumë, atëherë njeriu do të përjetonte çrregullime emocionale, halucinacione e deri te ndryshimet në sferën psikike. Andaj, supozohet se gjumi, si dhunti e Allahut të Madhërishëm, edhe pse si fenomen fiziologjik, ende mbetet enigmatik dhe i panjohur. Kështu, gjumi vendos një ekuilibër apo barazpeshë normale ndërmjet pjesëve të ndryshme me ndjeshmëri fiziologjike dhe sistemit nervor qendror. Kjo mund të krahasohet me "kthimin në start ose në zero" të llogaritësve elektronik, të cilët, pas përdorimit kthehen në pikën start, pasi më parë e kanë humbur 'vijën themelore' të veprimit të tyre.

Andaj, edhe pse nuk është vërtetuar përfundimisht se ç'vlerë ka gjumi në kuptimin funksional, megjithatë, në saje të ndryshimeve të njohura që ndodhin një kohë të gjatë, gjatë gjendjes së zgjuar, mund të supozohet se gjumi kryen funksionin e "kthimit në start ose në zero", të sistemit nervor, në mënyrë që të vendoset baraspesha fiziologjike ndërmjet qendrave nervore.

**Shkencëtarët e Universitetit të Helsinkit, duke mbajtur nën kontroll të vazhdueshëm zhvillimin e 4000 binjakëve, zbuluan se nëse njëri binjak sheh ëndrra të këqija, atëherë afro 60% të rasteve, konkretisht të atyre ëndrrave, i sheh edhe binjaku tjetër. Të binjakët dyvezorë, ky realitet zvogëlohet në 20%. Shkencëtarët besojnë se në fenomenin e ëndrrave veprojnë gjenet, që janë identike te binjakët njëvezor.**

Shkencëtarët e Universitetit të Helsinkit, duke mbajtur nën kontroll të vazhdueshëm zhvillimin e 4000 binjakëve, zbuluan se nëse njëri binjak sheh ëndrra të këqija, atëherë afro 60% të rasteve, konkretisht të atyre ëndrrave, i sheh edhe binjaku tjetër. Të binjakët dyvezorë, ky realitet zvogëlohet në 20%. Shkencëtarët besojnë se në fenomenin e ëndrrave veprojnë gjenet, që janë identike te binjakët njëvezor.

Kur njeriun e zë gjumi, atëherë ai transferohet nga një ligj në tjetrin. Derisa është në gjendje të zgjuar, njeriu i nënshtrohet ligjeve të caktuara. Ai i sheh gjërat të materializuara dhe vazhdon jetën duke logjikuar gjërat me mendjen e tij. Mirëpo, gjatë gjumit, ne jemi një botë tjetër, e cila nuk i nënshtrohet mendjes, logjikës apo rregullave të kësaj bote materiale. Realisht, gjatë gjumit ne dalim plotësisht nga ligjet e botës materiale.

*(Në numrin tjetër: Ëndrrat nga këndvështrimi Kuranor)*

# TË REJA NGA TEKNOLOGJIA

## Sony do të hedh në treg një konzolë PlayStation 2 Light

Sony po planifikon të filloj shitjen e versionit të ri light të konzolës për lojëra PlayStation 2, në kohën e shitjes së festave të fund vitit.

Konzola e re e PlayStation 2 do të fillon shitjen në muajin nëntor në Japoni me një çmim prej 16,000 yen (140 dollar), kanë thënë zyrtarët e Sony Computer Entertainment Japoni në një deklaratë.

"Ndonëse i trashëgon funksionet e PlayStation 2 ekzistues, dizajni i brendshëm i arkitekturës së këtij sistemi të ri, tërësisht është rindërtuar, duke rezultuar kështu (që konzola) të jetë më e lehtë", thanë këta zyrtarë.




Ky produkt është hedhur në treg, edhe pse PlayStation 3 është më i suksesshëm se PS2, i cili është në betejë të ashpër me Wii e kompanisë Nintendo dhe Xbox 360 e Microsoft-it.



## Kur të bëj fëmijë? Një rrugë e re për të marrë vendim

*ScienceDaily* — Femrat përpiqen të balancojnë karrierën, jetën e saj sociale dhe atë familjare, për të marrë vendim se kur të bëjnë fëmijë, kur mund të jetë më i dobishëm të merret vendimi formal – kjo ka bërë, që shkenca të merret me këtë zgjedhje emocionale komplekse.

"Ky vendim është tepër kompleks, nëse marrim në konsideratë të gjitha aspektet relevante intuitive në kokën e dikujt", shkruan kështu Prof. Ralph Keeney dhe Dinah Vernik të shkollës së biznesit të Duke Fuqua. "Tashmë, për shumë kënd, është tepër e rëndësishme dhe logjike që thjeshtë të ndiqen ndjenjat e tjetrit."

Është demonstruar se përdorimi ose zgjedhja e rrugës formale e vendosjes për të pasur fëmijë, mund t'i ndihmojë një femre që pranon një gjë të tillë.

Keeney dhe Vernik kanë zhvilluar një model vendimi logjik të sofistikuar për t'i ndihmuar femrave t'i shqyrtojnë mundësitë. Në analizat e tyre, Keeney dhe Vernik ilustrojnë modelin e tyre, duke provuar situatën e një studenteje të mjekësisë, 25 vjeçare, e cila dëshiron një karrierë akademike dhe një studenteje kolegji, 20 vjeçare, që planifikon të arrin një karrierë profesionale.

Nëse një femër ndjenë se të pasurit fëmijë në vitet e hershme të jetës do të kufizon fokusimin e saj në punë dhe kështu ia redukton mundësitë për arritjen e qëllimit të saj, modeli do të ndikon se mosha optimale për të pasur fëmijë është pasi ajo të arrin atë qëllim.

Sidoqoftë, në rastin e femrës e cila mendon se amësia nuk do të jetë ndonjë barrierë për arritjen e qëllimit të saj, modeli sugjeron përpjekjen për të pasur fëmijë në moshë të hershme. Veçanërisht, modeli mund të llogarit për ndonjë situatë të veçantë nivelin negativ që do të ndikonte në karrierën e një femre e cila do të donte të ketë fëmijë.

"Duket befasues sugjerimi për të pasur fëmijë në moshë të re, edhe pse pasja fëmijë për femrat derisa ato të arrijnë moshën e caktuar tregon jo rëndësi" thotë Vernik. "Por modeli merr për llogari faktin se materniteti lë një ndikim për karrierën e ardhme të një femre që është studente ose në fillim të jetës së saj profesionale. Fëmija i kësaj femre do të bëhet më i rritur dhe pak më tepër i pavarur në kohën kur femra arrin vitet kritike të karrierës (d.m.th. kur plaket)."



Shkencëtarët theksojnë se modeli i tyre nuk do të duhet të interpretohet si zgjidhje përshkruese për femrat, por si një mënyre formale për t'i ndihmuar ato të zgjedhin për të filluar një familje midis presioneve kontradiktore dhe faktorëve tjerë.

"Një model si ky nuk duhet të ndërhyn në rolin e emocioneve që vijnë nga partneri i femrës apo faktorë tjerë në marrjen e vendimit personal", thotë Keeney. Por i lejon një femre që të masë faktorët e ndryshëm duke u bazuar në vlerat e saj, dhe duke i konsideruar këta faktorë në lidhje me çdo tjetër në mënyre sistematike."

ADAPTUAR PREJ MATERIALEVE TË SIGURUAR NGA DUKE UNIVERSITY.

## Formulë e re matematikore për përhapjen e Kancerit

*ScienceDaily* – Përhapja e tumorit tani mund të hartohet ose skicohet në bazë të standardeve matematikore tek shumë pacientë duke u bazuar tek një studim i shkencëtarëve në universitetet e Harvard-it dhe John Hopkins-it. Studimi siguron një paradigmë të re në llogaritjen e zhvillimit të tumorit, duke treguar se ai përhapet nga mutacionet në shumë gjene.

Njohuria jonë për përhapjen e kancerit gjatë kohë ka qenë e bazuar në modelet e kufizuara kur kanceri përhapej nga mutacionet në një numër shumë të vogël të gjeneve. Niko Beerenwinkel tregon se si përhapja e tumorit mund të jetë nga qindra gjene. Po thuaj se 20 gjene të ndryshme të motuara mund të jenë shkaktare të përhapjes së zhvillimit të një tumori individual.

Beerenwinkel përdori një rast të kancerit të zorrës së trashë për të treguar rezul-



tatet e tij. Përhapja e kancerit vepron në mënyrë të sofistikuar prej një qelize të vetme të ndryshuar gjenetikisht tek miliona qelizave pushtuese përmes një serie përhapjeje të klonuar.

Bazuar në modelin e tyre, përhapja e kancerit zhvillohet nga mutacionet në shumë gjene, secili prej tyre pranon vetëm ndonjë përparësi të vogël të zgjedhur. Është zbuluar se koha që merr shndërrimi i tumorit beninj në atë malinj dominon prej përparësisë përzgjedhëse për mutacion dhe nga numri i gjeneve me kancer, ndonëse madhësia e tumorit dhe numri i mutacioneve kanë ndikim të vogël.

Ky model i ri mund të ndihmon shpjegimin e një sasie të madhe të variacioneve ndërmjet tumoreve individuale që për një kohë të gjatë kanë lënë në mëdyshje shkencëtarët. Shuma (sasia) rritëse e mbulesës së lartë molekulare që është prodhuar ka rezultuar në sfida të reja për njohurinë komplekse të biosistemeve siç është kanceri. Modelet e reja matematikore sikur ky mund të sigurojnë mprehtësi unike që thjeshtësojnë interpretimin dhe në të njëjtën kohë përgjigjen në pyetje të rëndësishme biomjekësore.

ADAPTUAR PREJ MATERIALEVE TË SIGURUAR NGA PUBLIC LIBRARY OF SCIENCE.

## Kompjuterët mësojnë në vlerësimin e artit

*ScienceDaily* — Një program i ri matematik i zhvilluar në departamentin e shkencave kompjuterike në universitetin e Haifa-s do tu mundësoj kompjuterëve të "dijnë" nëse vepra artistike që ju po e shikoni është origjinali i Leonardo Da Vinci-t, ashtu siç pohon shitësi, ose ndonjë artisti të mirënjohur. "Fusha e kompjuterëve në aspektin e grafikës është shumë komplekse dhe shumëfarëshe. Ne shpresojmë që programi ynë është një hap tjetër përpara në këtë fushë," tha Prof. Daniel Keren i cili ka bërë këtë program.

Përmes këtij zbulimi, shkencëtarët kanë "mësuar" kompjuterin të identifikojnë veprën artistike të artistëve të ndryshëm. Kompjuteri ka mësuar t'i identifikon artistët pasi t'i përkthen vizatimet e natyrës, njerëzve, luleve dhe skenave tjera në një seri të simboleve matematike, sinuse dhe kosinuse. Kompjuteri "mëson" disa nga punët e çdo artisti, përmes programit, zotëron stilin individual të çdo artisti dhe identifikon artistin kur shikon në veprat tjera -- vepra që kompjuteri nuk i ka parë më parë.

"Posa kompjuteri mëson të njeh vizatimet e orëve të Dali-t, do të njeh vizatimet e tjera të tij, edhe pa orë. Posa kompjuteri mëson ti njeh vorbullat e Van Gogh-ut, do t'i njeh ato në piktura që nuk i ka parë më parë."

Ky program i ri është një hap përpara në fushën e grafikës kompjuterike. Bazuar në fjalët e Prof. Keren, kjo fushë është inferiore në vizionin (përfytyrimin) njerëzor. "Vizioni njerëzor ka pësuar evoluim gjatë miliona vjetëve dhe fusha jonë është vetëm 30 vjet e vjetër. Në këtë fazë, kompjuterët ende kanë vështirësi për të bërë gjëra që janë shumë të thjeshta për njerëzit, për shembull, njohjen e pikturës së fytyrës së një njeriu. Kompjuteri ka vështirësi identifikimin kur një pikturë është e një fytyre njeriu ose sa fytyra janë në një pikturë. Sidoqoftë, kompjuterët janë shumë të mirë në simulimin dhe skicimin e imazheve 3D sikurse arteriet në tru ose një rrjeti rrugor."

Aktualisht, programi i ri mund të jetë i dobishëm për ndonjërin që vlerëson artin, por jo për një ekspert në këtë fushë. Nëse jeni një fillestar i cili ka paguar një çmim të majmë për një pikturë që shitësi pohon se është kopje ekzakte e Da Vinci-t, programi ju thotë nëse ju i keni humbur paratë apo keni bërë një blerje të mençur.

ADAPTUAR PREJ MATERIALEVE TË SIGURUAR NGA UNIVERSITETI I HAIFA-S.

**Përktheu dhe përshtati: Osman D. GASHI**



# Fjalëkryqi

| AUTOR: DRITON SEJDIU | NjË NGA TË DËRGUARIT E ZOTIT | LLOJ ARKE E VOGËL (Sh.Shq.) | I HEQ LËVOZHGËN, E QËROJ | MJET I VOLITSHËM QË PËRDORET PËR TË ARRITUR DIÇKA | GJYSMË-ERRËSIRA | INDIA | MUHAMED ALI | NjË SURE KUR'ANI | | QYTETI KU NDËRROI JETË PROFETI MUHAMED | MAHISJA E VESHIT | MOSHË E RE | UnË (ang.) |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| NjË NGA TË DËRGUARIT E ZOTIT | | | | | | | | | SHUMICË / QYTETI I QABESË | | | | |
| NjË NGA TË DËRGUARIT E ZOTIT | | | | | | NjË NGA EMRAT ME TË CILI ALLAHU E QUAN MUHAMEDIN a.s. NË KUR'AN / ARGONI | | | | | | | INTER-PRETIMET NË FILM |
| POZICION GJATË NAMAZIT | | | | | | | EMËR FEMRE / MUAJ I SHENJTË | | | | | | |
| LEKSIKO-GRAFI, STEFANLLARI (Shq.) | | | | | | QË VUAN NGA RAKITIZMI / DIJETARI, JAHJA (Shq.) | | | | | | | |
| ZANATI, MJESHTËRIA | | | | | EMËR M. ISLAM / LIBRI I ALLAHUT | | | | | | | TONI / PJESËT E THIKAVE QË PRESIN | |
| ITALISHT | | | FOSFORI | FILOZOFI FR., ALBERT / RIFAT BLAKU | | | | | GRUP GJAKU / EMËR M. TURK | | PARMA / ORGANIZIMET SIPAS PLANEVE | | |
| | VULA E PROFECISË | SOLLA / KOHË SHUMË E HERSHME | | | | | | SUEDIA | | PRIMARY RATE INTERFACE / QYTET NË MAURITANI | | | |
| MILITARY POLICE | | | GUR I FORTË MPREHËS / BANOR I ATIKËS | | | | | LAPS / KROKODIL ... | | | | | |
| AJO QË LIDH BRIGJET E NjË LUMI | | | | BREGDETARE | | | | | | | | | |
| DIÇKA E MODËS | | | | NINULLAT / ... DEKART | | | | | | | | | |
| EMNAKJA E AMIRES | | | | | | DËSHMORI I UÇK-së NGA KAVAJA, CARA | | | | | | | LLOJ BRINJE E NjË TRE-KËNDËSHI |
| SHOQE | | | | | INJORANCA | | PRA / METRI | | | FRANCA / DIJA | | KALIUMI / NDËRTOJ TAVANIN | |
| LLOJ ALKANI | | | | | | KRAHINË SHQIPTARE / INTERNET PROTOCOL | | | | | | | |
| AI QË BËN ZBUKURIMIN APO SKICIMIN E NjË REVISTE | | | | | | | RISI | REPUBLIKA | ARRATITË / E DHJETA QË PAGUHEJ SI TAKSË | | | | |
| NUMRI 4 ROMAK | | | AVRIANT I EMRIT MANA | VEPRUESE / I MORALIT | | | | | | | | | |
| | VARIANT I EMRIT YMER / ANNO DOMINI | | | | | RADIUSI / KENAN | | PRFUNDIMET E MBLEDHJEVE | | | | | |
| QË PËRMBAN AZOT | | | | | | | | EMËR I HUAJ M. / DEMIR RESHITI | | | | | NATRIUMI |
| NDËSHKIME | | | | | | | BASKETB. OBËRTINCA / DHE | | | | | | |
| | TËRËSIA E MAKINAVE | | | | | | | | | | OSE | | |